## PAK FJALË MBI POEZINË GJERMANE DHE AUSTRIAKE

*Poezia gjermane e ka zanafillën e vet që në mesjetën e hershme, aty nga fundi i shekullit të tetë, me eposin më të vjetër, «Kënga e Hildebrandit». Gjatë shekujve eposi popullor gjerman i heronjve pësoi ndryshime dhe arriti lulëzimin e vet në fillim të shekullit të trembëdhjetë. Ndër eposet më të shquara të kësaj kohe është «Kënga e Nibelungëve». Përbëhet prej 38 këngësh dhe është e ndërtuar me strofa me katër vargje që rimojnë dy e nga dy. Vargjet janë të pasura në figura dhe shumë të punuara artistikisht. Po japim të përkthyer strofën e parë ku poeti anonim prezanton dhe jep përmbajtjen e të gjithë eposit:*

Të vjétrat këngë flásin për vépra trimërísh,
Herónjsh nga më të fámshmit, dhe lúftra gjithë ç'kish'.
Plot gjëra dó dëgjóni për fésta dhé gëzím,
Për tríma lúftëtárë, për lót edhé për píkëllím.

*Në këtë kohë fillon të zhvillohet dhe lirika oborrtare, «Minnesang-u» gjerman, që e ka prejardhjen nga dy burime kryesore: Kënga popullore dhe poezia e trubadurëve të Francës Jugore.*

*Tema e këtyre poezive kryesisht është dashuria, por s'mungojnë dhe temat fetare e politike. Ndër shumë këngëtarë-poetë «Minnesenger» gjermanë të kësaj kohe shquhet* Valter fon der Fogelvajde *(1170-1230). Pas tij poezia kalorsiake zbehet dhe fillon të zhvillohet shumë kënga*

*popullore, që arrin lulëzimin e saj të plotë në shekullin e 15 e të 16. Disa nga këto këngë popullore u morën prej poetëve Herder, Gëte, Hajne etj., u përpunuan artistikisht dhe kanë hyrë në fondin e poezisë gjermane më të bukur.*

*Në shekullin e 16 u zhvillua poezia e quajtur «Majstersang» që afrohet shumë me poezinë klasike të mirëfilltë. Përfaqësuesi më i shquar i kësaj poezie ishte* Hans Saks *(1494-1576) që pati një prodhimtari të jashtëzakonshme në shumë gjini të letërsisë së asaj kohe. Për t'u përmendur është* Martin Opic *(1597-1639) që bëri i pari teorinë e metrikës gjermane, pastaj* Paul Fleming *(1609-1640), që njihet si mjeshtër i sonetit,* Fridrih Logau *(1604-1655) që shkroi vetëm epigrame dhe* Simon Dah *(1605-1659).*

*Shekulli i tetëmbëdhjetë e gjeti Gjermaninë të prapambetur ekonomikisht e politikisht, të ndarë në rreth treqind shtete të vogla e të pavarura. «Kjo Gjermani e copëtuar, — shkruan Engelsi, — i përngjiste një mase që kalbej e shpërbëhej.»*

*Çdo sundimtar gjerman i këtyre shteteve të vogla donte të ishte një Luigj XIV i vogël, prandaj mundohej ta imitonte atë në çdo gjë. Edhe poetët kopjonin dhe imitonin verbërisht poezinë franceze. Në gjysmën e dytë të shekullit të tetëmbëdhjetë dolën krijues që, me veprat e tyre, luftuan kundër imitimit të klasicizmit francez dhe e ngritën letërsinë gjermane krahas atyre më të mëdhave të Evropës.* Klopshtok *e* Viland, Lesing *e* Herder, Gëte *e* Shiler, *një brez i tërë shkrimtarësh, kaq të ndryshëm nga idetë e temperamenti, punuan për ndërtimin e një letërsie klasike kombëtare. Shtysë të veçantë dha në këtë drejtim lëvizja* «Shturm und Drang» *(Stuhi dhe sulm) që filloi në vitin 1770-71.*

*Kjo ishte një lëvizje e brezit të ri, që kërkonte ripërtëritjen e gjuhës, artit dhe letërsisë gjermane, por kishte dhe qëllime konkrete për transformimin e shoqërisë dhe përmbysjen e feudalizmit. Mbi të gjitha kërkonte bashkimin e shteteve të vogla në një shtet të vetëm gjerman.*

*Ndër shkrimtarët që i dhanë tonin kësaj lëvizjeje janë* J. Herder, G. Byrger, J. V. Gëte *e* F. Shiler *të cilët bënë të rivlerësohet historia kombëtare, arti i vjetër gjerman,*

*folklori, muzika, epika popullore. Në këtë drejtim ka meritë të veçantë Herderi, i cili vuri në dukje vlerat e mëdha të poezisë popullore gjermane dhe të kombeve të tjera me veprën e tij «Zëra të popujve në këngë». Jehonën që pati ky libër në rrethet letrare të asaj kohe na i ringjallin me vërtetësi këto fjalë të poetit Byrger:*

*«Ç'gëzim kur shoh se një njeri si Herderi, pikërisht me poezinë popullore, na tregon qartë ato që unë prej shumë kohësh i kisha të errëta». Në bazë të këngëve dhe gojëdhënave të vjetra popullore Byrgeri krijoi baladën shumë të njohur «Lenore» që është një variant gjerman i ngjashëm me «Këngën e Doruntinës» sonë.*

*Byrgeri ndiqte këto parime në krijimtarinë e vet: «Jo poezi greke, jo poezi romake, jo poezinë e botës ta bëjmë në gjuhën gjermane, por të shkruajmë gjermanisht poezi gjermane për të gjithë popullin... poezi që të kuptohet si nga banorët e ashpër të pyllit ashtu dhe nga damat që stolisen, si nga fshatari në arë ashtu dhe nga fshatarja që end pëlhurë.»*

*Dhe poezitë e veta ai mundohej t'i shkruante «jo me gjuhën e vdekur të shkrimeve, por me gjuhën e gjallë që flitet.»*

*Përmbi gjithë këtë brez shkrimtarësh dallohet krijimtaria e gjerë dhe poliedrike e J. V. Gëtes. Që nga pjesa «Gëci i Berlihingenit», me të cilën doli në krye të lëvizjes* «Shturm und Drang» *me veprat e shumta që e pasuan dhe deri te pjesa e dytë e«Faustit», Gëtja u bë dhe mbeti figura më e plotë e letërsisë gjermane. Nga fundi i jetës, kur shumë adhurues mendonin të ngrinin një monument për nder të tij, ai, i ndërgjegjshëm për rëndësinë dhe vlerën e veprës së vet, pati shkruar:*

Për përmendoren e Gëtes, ç'mendime ke ti?» —
Më pyesnin njëri dhe tjetri atje.
Të mos ia kisha ngritur vetes përmendoren gjer tani,
Tani përmendoren ç'ta ngre?

*Fillimi i shekullit të nëntëmbëdhjetë shënoi lindjen e romantizmit në Evropë. Në Gjermani romantizmi pati*

*jehonë të gjerë dhe qe një nga rrymat me prodhimtari të shumtë e të larmishme.*

*Ndër të parët që kundërshtuan klasicizmin ishin* Zhan Pol *(pseudonim i shkrimtarit Fridrih Rihter 1763-1825) dhe poeti i fuqishëm* Fridrih Hëlderin *(1770-1834), pastaj romantizmi u konkretizua në të ashtuquajturin* Grupi i Jenës *ku merrnin pjesë shkrimtarët* Ludvig Tik *(1773-1853), vëllezërit* Shlegel, *poeti* Novalis. *Ky grup nuk qëndroi shumë, por pati influencë të ndjeshme në shkrimtarët romantikë të mëvonshëm.*

*Romantizmi përpiqej të mos kufizohej vetëm në letërsi, por të hynte e të reformonte të gjitha aspektet e jetës, shkencën, fenë, artin etj. Vetë F. Shlegeli i shkruante një shokut të tij për grupin e Jenës kështu:*

Të ndajmë të shëndoshën krejt nga e sëmura,
Përpiqemi me besnikëri te ky bashkim i lirë.

*Pastaj u krijua* Grupi i Hajdelbergut *me dy shkrimtarët* Ahim fon Arnim *(1781-1831) dhe* Klemens Brentano *(1778-1842), të cilët mblodhën poezinë popullore në librin e tyre «Briri i mrekullueshëm i djaloshit». Në këtë grup bënin pjesë edhe shkrimtarët* Jozef Ajhendorf *(1788-1857) dhe* Hajnrih Klajst *(1777-1811) dramaturgu kryesor i romantizmit gjerman. Ndër veprat e tij më të rëndësishme përmendim: dramat «Familja Shrofenshtajn», «Robert Guiskardi», «Pentesilea», komedinë «Poçi i thyer» dhe novelën shumë të njohur «Mikael Kolhas».*

*Shpirt tepër i shqetësuar dhe i çekuilibruar, kryelartë e kokëfortë, i prirë për aventura, u vetëvra në moshën tridhjetekatërvjeçare. Jetën dhe veprën e Klajstit e ka përmbledhur poeti Fridrih Hebel në këto dy vargje:*

Për nga fuqia mund t'i afrohej pakkush,
Për nga fatkeqësitë, besoj, askush.

*Dy shkrimtarë të tjerë, vëllezërit* Grim, *botuan librin me përralla të vjetra gjermane.*

*U krijua gjithashtu dhe* grupi i Tybingenit *ose grupi i*

*poetëve shvabë, me në krye poetin* Ludvig Uland *(1787-1862) që pati shumë famë me baladat, romancat e këngët, të thurura sipas motiveve dhe formës së këngëve popullore.*

*Në periudhën e kalimit nga klasiçizmi në romantizëm është për t'u shënuar krijimtaria e poetit* Fridrih Ryker *(1788-1866). I mrekullueshëm është arti gjuhësor i tij veçanërisht në përkthimet e poezisë orientale arabe, persiane, indiane, kineze. Shquhet si mjeshtër i vargut. Njërën nga «Sonetet luftarake» të tij, ku i bën thirrje popullit të bëhet i ndërgjegjshëm se për çfarë dhe për kë punon, e përfundon me këto vargje:*

«Ç'po shkruan ti, poet?» — «Me germa prushi
Po shkruaj turpin tim dhe të popullit tim,
Që për lirinë e vet s'do të mendojë!»

*Ndër poetët e tjerë romantikë vlen të përmendet* Adalbert Shamisòi *(1781-1838) dhe veçanërisht* Hajnrih Hajneja *(1797-1856) poet, prozator dhe polemist i shumanshëm. Ky, si rrallëkush tjetër poet në Gjermani, ka poezi lirike të ;iltër, të freskët, vargun të ëmbël, figurat të befasishme, por penën e ngjyen në vrerin e dëshpërimit të vet, të imponuar nga realiteti i hidhur i kohës.*

*Poezia e tij lirike, e përmbledhur te «Libri i këngëve», është përkthyer në shumë gjuhë, sikurse, që herët, edhe në shqip. Sa është ı ëmbël e dehës në poezitë e dashurisë, aq është therës në poezitë me tema shoqërore. Kujtojmë këtu poezinë «Punëtorët e avlëmendit» ku përshkruhet aq qartë gjendja e rëndë e klasës punëtore dhe shpirti i saj revolucionar.*

*S'duhet harruar poeti romantik i mëvonshëm,* Teodor Shtormi *(1817-1888), i njohur për poezitë e tij lirike tepër të ndjera e me formë të përsosur. Poezitë e tij shpesh i mëson përmendsh, padashur, duke i lexuar.*

*Poet tjetër romantik mund të përmendim* Teodor Fontanin *(1819-1898), në poezinë e të cilit ndihen nota të forta realiste.*

*Në peizazhin e shumëngjyrshëm të poezisë gjermane shkëlqen me një ngjyrë të kuqe të feksur poezia revolu-*

*cionare që u parapriu dhe u bëri jehonë ngjarjeve të revolucionit të vitit 1848.*

*Nën nxitjen dhe përkujdesjen e drejtpërdrejtë të Marksit e të Engelsit, poetët* F. Frajligrat *(1810-1876),* G. Vert *(1822-1856) dhe* G. Herveg *(1817-1875) thurën poezi mobilizuese dhe himnizuese të klasës punëtore gjermane, që për herë të parë gjakosej në betejat klasore, e ndërgjegjshme për misionin e vet historik.*

*Shumë kuptimplote janë dy vargjet e fundit të poezisë «Megjithatë» të poetit F. Frajligrat, ku proletariati i thotë me gojën plot borgjezisë që ka fituar përkohësisht:*

S'na mbani dot, s'na ndalni dot,
Jona është bota, megjithatë!

*Rryma letrare e natyralizmit në poezi pati si përfaqësues* Arno Holcin *me përpjekjen e tij për «revolucionin e lirikës», por u shua shpejt.*

*Rrymat e mëvonshme moderniste si impresionizmi, simbolizmi apo ekspresionizmi që sunduan në Evropë i tërhoqën përkohësisht poetët gjermanë më në zë të asaj kohe, por nuk ua dëmtuan veprën kryesore që u imponohej nga realiteti i përditshëm. Kështu, për shembull i qëndroi kohës krijimtaria më e mirë e poetit* Detlev Lilienkron *(1844-1909). Mund të përmendim prej tij, ndër të tjera, baladën e njohur* «Pider Lyng» *kushtuar luftës për liri të popullsisë së vogël peshkatare në veri-perëndim të Gjermanisë. Në fund të çdo strofe të kësaj balade përmendet motoja e luftës së prijësit Pider Lyng:*

Më mirë i vdekur se skllav!

*Në shumë poezi të tij ai ishte i zoti të jepte me pak rreshta kuadro të gjalla të realitetit të hidhur, me të cilin ndeshej përditë. Ja një shembull:*

Fshatari plak ndjek pas, ngadalë,
Karrocën e tij me torfë ngarkuar,
Që me ngadalë një kalë i çalë
E çon në fshat duke u penguar.

*Në poezinë e vet ai himnizon të renë, përparimtaren dhe përbuz prapambetjen, fetaren, të perënduarën. Kjo vihet re në poezinë e fuqishme «Hekurudha e re», si dhe në poezinë «Kishë fshati në verë». Poetë të njohur të kësaj periudhe janë dhe* M. Dotendej *(1867-1912),* E. Lasker — Shyler, *etj.*

*Pas Luftës së Parë Botërore, nën ndikimin e situatës revolucionare, në Gjermani pati jetë për njëfarë kohe rryma «Arbajterdihtung» (poezia e punëtorëve), por nga presioni i ideologjisë borgjeze dhe artit modernist, si ekspresionizmi etj., vepra e përfaqësuesve më të mirë të saj nuk vonoi të humbasë orientimin fillestar revolucionar marksist e të degradojë në nacionalizëm.*

*Ardhja e nazizmit, siç dihet, shkaktoi shembjen e madhe të kulturës e veçanërisht të poezisë. Më se peseqind intelektualë nga ata më të njohurit e më të përgatiturit shkuan në mërgim. Ndër ta ishin figura të shquara dhe revolucionarë të vendosur si poetët* Bertold Breht *(1898-1956),* Ernst Toler *(1893-1938), vdekur në rrethana misterioze në Nju-Jork,* Valter Hazenklever *(1890-1940), poet i fuqishëm, që iku në mërgim dhe, i ndjekur nga fashistët, u vetëvra në Francë. Ai shkroi poezinë «Vrasësit rrinë në opera», ku demaskonte luftërat grabitqare që kishte nisur nazizmi. Në një nga strofat e saj ai shkruan:*

U ndanë vendet krejt. Zbardhojnë eshtra n'arë.
Truri rreh kërp. Vlon puna angari.
Një përmendore rri mbi fushën me të vrarë
Dhe bën reklamë për përjetësi.

*Në radhën e poetëve të shquar revolucionarë, kundërshtarë të nazizmit, është dhe* Kurt Tuholski *(1890-1935). Veprat e tij u dogjën publikisht nga nazistët. Emigroi, por si shumë të tjerë, i dëshpëruar nga suksesi i përkohshëm i nazizmit, vrau veten. Emigroi gjithashtu dhe poeti revolucionar* Erih Vajnert *(1890-1953).*

*Një pakicë shkrimtarësh që mbetën në Gjermani bashkëpunuan me nazizmin. Nacionalizmi në poezi në atë kohë gjeti shprehjen e vet në të ashtuquajturin «Hajmat-*

*dihtung» (poezi e vendlindjes), që frymëzohej nga peizazhi gjerman, po me karakter rajonal e konservator.*

*Nderime dhe çmime s'munguan për ideologun e gjermanizmit Ervin Kolbernhejerin apo për Ernst Jungerin, i cili ngrinte lart e lëvdonte luftën, por s'u krijua asnjë vepër me vlerë.*

*Mjaft shkrimtarë të tjerë, edhe se për kushte të caktuara ishin të detyruar të qëndronin në Gjermani, nuk bashkëpunuan me nazizmin si p.sh. poeti* Georg fon der Fring *(1889-1968) apo* Erih Kestner *(1899-1974),* Hans Falada *(1893-1947) etj.*

*Pas shembjes së nazizmit një pjesë e brezit të ri të shkrimtarëve, që e përjetoi thellë dramën e rëndë nëpër të cilën kaloi vendi, trajtoi tema nga realiteti i hidhur i shkatërrimeve, i dëshpërimit dhe i ndërgjegjes së vrarë nga gjithë sa kishte ndodhur, por me përmbajtje humanitare dhe antimilitariste. Kjo letërsi e viteve të para të pasluftës është quajtur «Trymërliteratur» (letërsi e gërmadhave). Atëherë e nisën krijimtarinë një sërë shkrimtarësh, që më vonë u bënë të njohur. Përmendim këtu disa: Hans Nosak, Volfgang Borhert, Hajnrih Bël, Hans Magnus, Encensberger etj. Disa vepra të tyre lexuesi ynë i ka tashmë në dorë të përkthyera.*



*Letërsia austriake, e në veçanti poezia, i ka burimet e veta që në fillim të shekullit të trembëdhjetë, kur në këto krahina pati një lulëzim të vërtetë të poezisë. Vetë eposi «Nibelungelid», për të cilin u fol më lart, e mori formën përfundimtare letrare në zonat e Austrisë.*

*Me historinë e letërsisë austriake është e lidhur dhe krijimtaria e përfaqësuesit më të shquar të lirikës së Minesengerve, Valter fon der Fogelvajde, poezia e të cilit përmban gjurmë të thella të folklorit të këtyre krahinave. Edhe se jetoi në pallate ku duhej t'u thurte lëvdata damave të zgjedhura, i këndoi bukur dashurisë së pastër për vajzën e thjeshtë të popullit:*

Ata që shikojnë bukuri e parå,
Mjerë, mjerë, si dashurojnë ata.

*I lidhur ngushtë me këngën popullore dhe me botëkuptimin e njeriut të thjeshtë të popullit, ai di të shohë e të gdhendë me dhimbje në vargjet e tij kohën e rëndë në të cilën jeton si p.sh. te poezia «Kam ndenjur përmbi një gur» ku, ndër të tjera, thotë:*

Gënjeshtra ka me tepërice,
Dhuna sundon në rrugë e rrugicë
Paqja dhe e drejta janë plagosur për vdekje...

*Poetë të tjerë të vjetër të Austrisë janë:* Ditmari nga Aisti *(rreth vitit 1150), poeti kalorës nga Kyrenbergu (rreth vitit 1170) dhe poeti i njohur tirolez, kalorësi* Osvald fon Volkenshtajn *(1367-1445).*

*Ashtu si në të gjithë Evropën perëndimore, edhe në Austri, në gjysmën e dytë të shekullit të 15 dhe të 16, ndikoi letërsia humaniste e rilindjes italiane. Figura më e madhe e rilindjes austriake është* Konrad Celtesi *(1459--1508). Në këtë epokë rëndësi të veçantë mori teatri vjenez. Veprimtaria e teatrit u gjallërua edhe më shumë në gjysmën e dytë të shekullit të tetëmbëdhjetë dhe pati ndikim të madh në gjithë letërsinë austriake.*

*Në këtë kohë zhvillohet shumë dhe gazetaria.*

*Romantizmi, si rrymë përparimtare në letërsi në fillim të shekullit të tetëmbëdhjetë, në Austri është i kushtëzuar shumë nga rrethanat konkrete politike të vendit, ku nga letërsia kërkohej patjetër lavdërimi i dinastisë së Habsburgëve dhe apologjia e kishës katolike. Këtë dramë e jetuan poetë si* Jozef Cedlici, *i cili në fillim të veprimtarisë së tij u bë i njohur e popullor me baladat «Roja e natës» dhe «Anija magjike» ku ngrinte lart figurën e Napoleon Bonapartit, ndërsa më vonë i thuri himne dinastisë.*

*Po kështu poeti e dramaturgu i shquar* Franc Grilparcer *(1791-1872), i cili pati shkruar dhe vargje të tilla:*

Mos prit shpërblim e mrekulli
Nga ky sistem or qyq.
S'ia varin gjeniut kryqin në gji,
Jo! Gjeniun varin në kryq.

*Në kohën kur pas luftërave napoleoniane në Evropë sundonte reaksioni i «Lidhjes së shenjtë» ai shkroi tragjedi antike me tema nga Greqia e vjetër e mesjeta dhe u thuri himne Habsburgëve. Protesta kundër reaksionit dhe qeverimit të Habsburgëve, ku shtypjes së shovinizmit gjermanomadh i shtohej dhe ai i kishës katolike, e gjen shprehjen e vet te poezia e poetit romantik* Nikolaus Lenau *(1802-1850). Poezia e tij përshkohet nga nota të thella trishtimi si pasojë e kushteve të rënda të kohës kur krijonte, por ai mundi të shkruajë dhe poemën luftarake antikatolike «Jan Zhishka». Në këtë kohë krijuan dhe poetë të tjerë romantikë si p.sh.* Fridrih Halm *(1806-1871),* Ferdinand Rajmund *(1790-1830),* Johan Fogl *(1802-1866), i cili bazohej shumë në folklor dhe ka shkruar balada.*

*Është për t'u vënë re se në periudhën e romantizmit janë shkruar shumë poezi ku i këndohet atdheut e mallit për të. Këtu ka pasur ndikim folklori i pasur me këtë temë. Mjafton të përmendim këngën e bukur popullore «Insbruk, më duhet të të lë...».*

*Revolucioni i vitit 1848 shënoi një kthesë të fortë në letërsinë e Evropës e po kështu dhe në Austri. Romantizmi filloi të zbehej. Koha e mbushur me ngjarje tronditëse u imponoi shkrimtarëve vepra realiste. Ndër të parët poetë austriakë që kaluan nga romantizmi në realizëm është* Anastasius Gryni *(1806-1876). Poezitë e tii përshkohen shpesh nga satira politike.*

*Ngjarjet e revolucionit të vitit 1848, ndryshimi i marrëdhënieve shoqërore në fshat gjejnë shprehjen e tyre në krijimtarinë e shkrimtarit* Ludvig Ancengruber *(1839--1889). I mbetur jetim që në fëmijëri, bëri një jetë shumë të vështirë. Ai ka shkruar kështu për veten e tij: «S'kam qenë në asnjë universitet. S'kam mbaruar as shkollën e mesme, por kam bërë të plotë shkollën djallëzisht të hidhur të jetës.»*

*Kjo jetë e vështirë i mprehu shikimin dhe i forcoi besimin ndaj popullit. Ai zgjidhte ambientin fshatar për dramat dhe romanet e veta dhe shkruante ashtu siç flisnin njerëzit në fshat. Të përmendura janë komeditë e tij «Krimbi i ndërgjegjes» dhe «Vetëvrasja e dyfishtë».*

*Në të njëjtën kohë shkroi dhe prozatori i shquar* Petër Roseger *(1843-1918). Bir i një familjeje të varfër punëtori fshati, ai i mbeti besnik në shkrimet e veta ambientit ku lindi e u rrit. Janë të gjalla dhe sot veprat e tij «Histori pylli» dhe «Shkrime të një mësuesi të pyllit» ku ka futur shumë ndodhi nga jeta e vet dhe vuajtjet e fshatarëve. «Unë do të mbetem një mik shtëpie i thjeshtë i popullit tim», shkruante ai.*

*E ndodhur në qendër të Evropës, ku kryqëzoheshin të gjitha rrymat e mendimit e të kulturës bashkëkohore, me ardhjen e imperializmit letërsia austriake u ndikua nga modernizmi që lulëzoi në atë kohë; madje ai filloi pikërisht në Austri, me grupin e shkrimtarëve që mori emrin «Das Junge Vin» (Vjena e re), si reaksion kundër natyralizmit që zotëronte në letërsi deri atëherë.*

*Edhe poeti i dëgjuar* Rajner Maria Rilke *(1875-1926) u ndikua nga modernizmi dhe shpesh i këndon vetmisë, trishtimit, mbylljes në botën e brendshme të njeriut. Megjithatë ka dhënë poezi lirike të pakrahasueshme nga ëmbëlsia e bukuria, plot tinguj të pastër e të brishtë.*

*Shkrimtarë të tjerë të njohur, në fillim të karrierës së tyre, kaluan nëpër modernizëm duke e kujtuar atë si rrymë të re përparimtare, por shpejt e braktisën dhe krijuan vepra me vlera botërore. Kujtojmë këtu shkrimtarin* Stefan Cvajg, *për të cilin s'ka nevojë të zgjatemi se lexuesi ynë e njeh mjaft mirë. Përmendim shkrimtarin dhe poetin* Franc Verfel *(1890-1945), i cili mundi të shkëputej nga kultura dekadente borgjeze dhe më në fund luftoi si antifashist i vendosur.*

*Në fund të shekullit të kaluar dhe në çerekun e parë të këtij shekulli, një rol të rëndësishëm në luftën politike dhe letrare kundër Habsburgëve dhe shtypit borgjez luajti shtypi përparimtar. Është për t'u shënuar ndihmesa e dhënë në këtë drejtim nga gazeta* «Fakel» *(Pishtari), ku*

*ishte redaktor publicisti satirik* Karl Kraus *(1874-1936), i cili vdiq pak përpara bashkimit me forcën e armëve të Austrisë me Gjermaninë, por kishte shkruar poezi të fuqishme kundër luftës që po afrohej si p.sh. poezinë «Korbat» në një strofë të së cilës thuhet:*

Gjeneralët, të krekosur,
Dje në sallë flisnin fjalë.
Ja ku janë të pavarrosur.
Korbat u bënë gjeneralë.

*Me këtë gazetë bashkëpunoi edhe poeti i shquar* Bertold Firtel *(1885-1953), i cili u bë i njohur më vonë si shkrimtar antifashist. Poet tjetër që shkroi poezi të fuqishme kundër luftës është dhe* Roda —Roda *(Shandor Rozenfeld) (1872-1945).*

*Sikurse në Gjermani, edhe në Austri ardhja e nazizmit solli krizën e thellë të kulturës. Letërsia përparimtare dhe pararoja e saj, poezia, ndiqej me egërsi të madhe. Një sërë shkrimtarësh përparimtarë vdiqën nëpër burgje e kampe, të tjerë emigruan. Pas Luftës së Dytë Botërore, përmbysjes së nazizmit dhe pavarësisë së Austrisë vëmë re se një brez i ri poetësh ngre me art probleme të mprehta të kohës; ndër ta përmendim poetët Gerhard Friç, Ernst Jandl, Viland Shmid, Rudolf Unger etj.*

*
*   *

*Gjithë thesari i poezisë së këtyre dy popujve, qoftë dhe vetëm ai më i zgjedhuri, s'mund të përmblidhet në një vëllim si ky, megjithatë jemi përpjekur të japim një panoramë të përgjithshme, duke nisur nga qëndismat e thjeshta e të brishta të këngëve popullore, te madhështia magjepsëse e baladave; nga poeti anonim i mesjetës, te poeti i kohës së sotme; nga poetët me krijimtari modeste, te të mëdhenjtë Gëte e Shiler; nga poezia ëmbëlsisht e hidhur e Hajnes, tek ajo e poetëve që i ranë fort tamburit*

*të revolucionit të dyzet e tetës; nga i urti Klaudius e i ëmbli Shtorm, te tribuni Breht; nga poezia e plagëve të zemrës, tek ajo e plagëve të luftës; nga kuadrot plot dritë e dëlirësi, e diell, e dashuri pranverore, tek atmosfera plot zymtësi e tmerr e terror e sundimit fashist.*

*Përmes këtyre vargjeve shkëlqen edhe një herë e vërteta e përhershme e poezisë së madhe, e cila, për të qenë e tillë, duhet të ndjekë nga afër e të mishërojë e të trumbetojë brengat, luftën, dëshirat e aspiratat e popullit të vet për një të ardhme më të mirë.*

*Duke përfunduar këtë përshkrim të shkurtër të historisë së zhvillimit të poezisë gjermane dhe austriake, po ia lëmë librin lexuesit duke e përcjellë me dy vargje të Gëtes:*

Shkoni, pra këngë të dashura
Në gjirin e popullit tim.

**PETRAQ KOLEVICA**

*Gjithkush ia ka atdheut për borxh gjak*
*e gjithçka.*
*Dikush ia ha atdheut me qejf gjak*
*e gjithçka.*

# ATDHEU

*Adelbert Shamiso*

* * *

Kthehet që larg prej vendeve të huaja
Tronditur thellë në shpirt të tij, mërgimtari;
Lë pranë shkopin e përkulet
Dhe prehrin tënd lag me lot të heshtur,
O nënë Gjermani! — Për kaq shumë dashuri
Plotësoja vetëm një lutje:
Kur i lodhur në mbrëmje t'i mbyllen sytë,
Në truallin tënd një gur lëre të gjejë
Që të mbështesë kokën për të fjetur.

*Vilhelm Myler*

## BLIRI

Te pusi, para portës,
Atje bleron një bli.
Sa shpesh kam ëndërruar
Nën ato degët e tij.

Sa fjalë të ëmbla shkrova
Rreth trungut për kujtim.
Gjithmonë m'u gjend pranë
Në gaz e hidhërim.

M'u desh të nis shtegtimin
Mes natës nëpër terr,
Por sytë para nisjes
I mbylla dhe një herë.

Dhe ndiej si degët dridhen,
Dëgjoj — një zë më fton:
Te ne shtegtar i gjorë
Gjen prehjen që kërkon.

M'i thau thëllimi faqet.
Fryn erë dhe acar.
Ma flaku tej kapelën,
S'u ktheva më ta marr.

Jam larg kaq orë udhë
Nga ai vend tani,
Por prapë ndiej fëshfëritjen:
Atje gjen prehje ti!. . .

# ALEKSANDËR IPSILANTI NË MUNKASH

Aleksandër Ipsilanti[1]) në kështjellën Munkash rri.
Prej dritares hekurthurur sheh si fryn e shfryn stuhi.
Re të zeza dridhen, mblidhen, yll e hënë krejt u zu,
Prijësi grek seç psherëtika: «Ah, që mbyllur jam këtu!»
Edhe syt' i mban mbërthyer tej në qiellin plot me re:
«Veç te ti të mund të vdisja, o i dashuri Atdhe!»
Hap dritaren, sheh përjashta: Shkretëtirë pa njeri,
Korbat sillen nëpër hone, mbi shkëmbinjtë shqipja rri.
I rrëshqet një psherëtimë: «Kush më sjell në këtë vend
Ndonjë lajm nga ty atdhe?» — Dhe qepalla s'di ç'iu rënd...
Mos ish lot? Mos ish dremitje? — Në pëlllëmbë kryet ve,
Ëndërr sheh, po n'ëndërritje a mos ishte në Atdhe?
Dhe në ëndërr i fanitet një nga trimat e vërtetë.
Me vështrim krenar në sy buzagaz fillon i flet:
«Aleksandër Ipsilanti, përshëndetje dhe guxim!
Përmes grykave shkëmbore ku pat rrjedhur gjaku im,
Ku treqind spartanë ranë dhe po prehen tok në varr,
Bijtë e lirë të Greqisë mundën sot turkun barbar.
Këtë lajm për të të sjellë shpirti im te ti m'u nis.
Do çlirohet, Aleksandër, tokë e shenjtë e Greqisë!»
Në atë çast përmendet trimi. — Leonida! — thërret zëplot,
Dhe nga sytë nëpër faqet i kullojnë pika lot.
Kryet ngre, po ç'të shikojë? Një shqiponjë krahët rreh,
Del përjashta nga dritarja, fluturon e humb në re.

---

1) Pas dështimit të përpjekjes për të çliruar Greqinë nga zgjedha turke, prijësi Ipsilanti shkoi në Austri dhe, me urdhër të Meternikut, u internua në kështjellën hungareze Munkash.

* * *

Kisha dikur një të bukur atdhe
Ku lisa kish
Të lartë gjer në re dhe vjollca kryepërdhe.
Një ëndërr ish.

Ai më puthte dhe më fliste gjermanisht.
Ti s'mund ta dish
Sa ëmbël tingëllojnë fjalët «Të dua!»
Një ëndërr ish.

*Johan Zajdl*

## VJENËS

Një det i madh shtëpish më ngjan
Dhe kulla që shkëlqen
Posi një gisht i madh, vigan,
Që qiellin rrëfen.
E përshëndesin yjt' atje
Dhe s'tutet prej tufanit;
Ky det shtëpish ti, Vjenë, je
Me kullën e Stefanit.

Shpesh më merr malli për atë
Larg në mërgim, kudo,
Dhe që së largu, gjithnjë,
Atë kërkoj të shoh.
Dhe do të desha, si fëmi,
— O, po të mundja dot, —
Ta shtrëngoj kullën fort në gji
Pastaj të qaj me lot.

Kush mund të thotë, vallë pse
Më vjen kështu të qaj?
Përse kjo zemër fort më rreh
Kur shkoj e vij drejt saj?
Mos që kjo kullë e thinjur sot
Përpjetë kryet çon?
Mos që qyteti im besnik
Plot hire e rrethon?

Jo! Jo! Sikur ta di që u prish
Kjo kullë me themel,
Sikur nga gjithë ky det shtëpish
Veç një kasolle ngel,
Sikur ta shoh që shterr tani
Danubin madhështor,
Më djeg e njëjta dashuri
Këtu në kraharor.

Se ka përmbajtje tjetërlloj,
Një tjetërlloj fuqi,
Ç'më shtyn, o Vjenë, të nxitoj
Te ti me gaz në gji.
Ti je qytet i babës tim,
Ky emër më flet fort.
Te ti gjej shpresë dhe guxim
Që s'kanë kurrë mort.

Ti më je shok e mik besnik,
Ti zemrën ma gëzon,
Në gjoks mendim e shpirt fisnik
Të ndrit si medalion.
Ndjej detyrim si bir për ty,
Se nënë ti më je.
Kush të lëndon ty veten ndyn,
Pale vjenez po qe!

*Teodor Shtorm*

## QYTETI[1])

Në plazhin gri, pranë detit gri,
Qyteti gri qëndron;
I rëndon mjegull mbi çati
Dhe deti e rreh në qetësi
Me zërin monoton.

As pyll s'ushton, as zog këndon
Këtu kur vjen pranvera,
Veç ros' e egër natën vonë
Këlthet, në vjeshtë, kur shtegton.
Në plazh tund barin era.

Por zemrën krejt e kam te ti
Qyteti gri në det;
Magji rinie përsëri
E qeshur prehet prapë te ti,
Qyteti gri në det.

---

**1) Husum, vendlindja e Shtormit, në breg të Detit të Veriut**

*Aleksandër Shindler*

## VENDLINDJA

O Danub, të fundmen herë
Vala blu më përshëndet,
Se që sot, me shokë të tjerë
Do të shkoj tek zu të bjerë
Kjo daulle që thërret.

Shelgjet rrinë të trishtuar,
Fushat bora i mbulon;
Do blerojnë, por do kem shkuar
Larg atdheut t'adhuruar —
Mu në zemër më pikon.

Shkoj atje ku plumb' i shkretë
çmendurisht qëllon mbi ne.
Në m'u shoftë e mjera jetë
Nën ndonjë lëndinë, vetë,
Do të shtrihem e të fle.

E në mbetsha në luftime.
Nën qiell tjetër të pushoj,
Ah, për fushat plot blerime
Që ke ti, vendlindja ime,
Dhe në varr do ëndërroj.

*Teodor Fontan*

## U ENDA POSHT' E LART

U enda posht' e lart së koti,
Gjer larg kërkova lumturi,
Kështu u rrejta mot pas moti,
Po gjithë ç'gjeta ishte vetmi.

Dëgjoja jetën se si zhurmonte,
Ia shihja dritën plot farfuri,
Po s'ishte dritë që të më ngrohte
Dhe ajo jetë ish kotësi.

Në fund u ktheva te vend i vjetër
Dhe tek e vjetra dashuri,
Ku më s'e ndjeva mallin tjetër
Që tej më shpinte në largësi.

Se botë e huaj me fyerje vetëm
Di ta shpërblejë çdo miqêsi.
Atdheu e shtëpia, këto që mbetën,
Janë dhe botë dhe lumturi.

*Hajnrih Lojthold*

## MALL PËR ATDHE

Ju, male të atdheut,
Ku bora shkëlqen,
Ju, fshatra plot lule,
Dhe ti, o liqen,
Ty vend i rinisë
Të them përsëri:

Atdheu im i dashur,
Sa i ëmbël je ti!

Fyell i malësisë
Ushton e kumbon,
Një krua nga shkëmbi
Ngadalë mërmëron,
Me grigje në brigje
Këndon një bari:

Atdheu im i dashur,
Sa i ëmbël je ti!

Atdheu im i dashur,
Të mundja t'i shoh
Liqenet e qeshur,
Luginat kudo.
Atje do gjej paqe,
Do gjej qetësi:

Atdheu im i dashur,
Sa i ëmbël je ti!

Sot dhimbjen që zemrën
Ngadalë ma copton,
Ndër njerëzit e huaj
Asnjë s'ma kupton,
Prandaj ia marr këngës
Të mbushur me lot:

Atdheu im i dashur,
Sa larg më je sot!

*Herman Hese*

## NJË MURG I RI NË MANASTIRIN CEN

Shtëpi e babait, në jug është ajo,
Ku fryn erë deti dhe dielli ngroh.
Shpesh kujtoj atdhenë, ëndërroj për të,
Me sy të përlotur zgjohem gjithnjë.

Shokët e nuhasin e s'ma qajnë hallin.
Si e çoj me ta? Druhem mos më tallin.
Murgjit pleq gërhasin si ca bagëti,
Veç unë, Ju Vangu, zgjuar rri dhe ngrij.

Herë-herë më vjen të marr shkopin tim,
T'i lidh shpejt sandalet, të shkoj n'udhëtim,
Mijëra milje rrugë të bëj përsëri,
Të kthehem në atdhe, të gjej lumturi.

Po kur më sheh mjeshtri si tigër në sy,
E ndiej thellë fatin që më lidh aty,
Prushin ndiej në gji e në trup ndiej akull,
Më vjen turp e dridhem e mblidhem shakull.

# NË VENDLINDJE

Te qyteti buzë deti
Vjen të rrish, posi dikur,
Mes kulmakësh e shkorreti
Bie batica, si dikur.

Nëna jote, nëna plakë,
Të sjell darkën, si dikur
Dhe ti ha bukë me djathë,
Bukë shtëpie, si dikur.

Plot vaporë, tej në mole
Klithin natën, si dikur.
Dhoma mban erë bar mole,
Ti rri zgjuar, si dikur.

Shtatë yje, yj' të zbehtë
Sheh nga xhamat si dikur,
Diç të josh, një zë i fshehtë,
Po s'di ç'është, si dikur.

*Bertolt Breht*

## TYMI

Shtëpizë e vogël nën pemët në bregdet.
Nga oxhaku mbi çati ngrihet tym.
Po të mungonte tymi,
Sa të mjera do të ishin vërtet
Shtëpi, pemë dhe det.

## PO TË VIJË PUSHTUESI

Po të vijë pushtuesi te ju, në qytet,
Ta bëni t'i duket që s'e ka pushtuar vërtet.
Askush ndër ju atij të mos i japë çelës,
Se ai s'vjen si mik, se ai vjen si shkelës.
Mos nxirrni për të ngrënë dhe sofër mos i shtroni,
Karrige e shtrat për të të shkoni t'i copëtoni.
Atë çka s'digjni dot, ta fshihni ku mos duket.
Përmbysni çdo gotë qumësht, groposni çdo krodhë buke.
Ta bëni të klithë: Ndihmë! Ta quani: Barbar!
Tani bëni të hajë dhé, të rrojë përmbi zjarr.
Edhe sikur të lutet, as gjellë — as mëshirë.
Që s'ka qytet për të, ta marrë vesh fort mirë.
Ku sheh — të shohë hiç; ku hyn — të gjejë asgjë.
Ta dijë që në qytet bujtinë s'ka për të.

## HIMN FËMIJËSH

Djers' e mund mos na mungojë,
As pasion, as mençuri,
Që si gjetiu të lulëzojë
Një e mirë Gjermani.

Popujt më mos na shikojnë
Si hajdut që vret e vjedh,
Dorën sot të na shtrëngojnë
Si gjithë popujve përreth.

As më poshtë, as më lart s'jemi
Nga çdo tjetër popull fqinj
Që nga deti gjer në Alpet,
Nga Oderi gjer në Rin.

Këtë vend ta mbrothësojmë
Dhe ta mbrojmë me dashuri,
Mir' e më mir' e dëshirojmë
Si çdo popull atdhenë e tij.

*Gerhart Friç*

# AUSTRIA

Fodulle quajtur, përtallur, lavdëruar, dyshuar,
e vdekur kujtuar, tradhtuar, ndaluar,
një mbretëri, një mbetje, një krahinë, një ide,
një e kaluar me kurorë dhe kripta, një rrip vend
që historia i dha lamtumirën
në nëntor dhe në mars; ç'nuk ndodhi këtu!
Një libër i trashë historie me hunë, turq,
francezë, prusianë dhe rusë, me beteja,
martesa, kongrese, mjerim dhe valse,
ç'qenka ky vend që deshën ta shkatërronin,
e shkatërruan njëherë dhe përsëri,
se vetja iu bë barrë, e lodhur ndihej dhe e dobët
dhe donte një mbështetje, ç'qenka ky vend tani
ku kryqëzohen si gjithmonë rrugë nga të katër anët e Evropës,
s'them dot asgjë për këtë vend që rri si album,
për verën, dimrin dhe mikpritjen
me male, liqene, me fshatra si të pikturuara, qytete
me ngjyrat e Mari Terezës shpalosur në mes
dhe mburret me të sikur mos kish gjë më të mirë,
ç'qenka ky vend që mes krenarisë dhe mohimit
buzagaz lyp ndjesë që jeton,
marshin e Radeckit luan tek vërsulet mbi fantazma
ndërsa lugetët e vet jorrallë si të gjallë vijnë vërdallë
nën diell, të gjithë ç'kanë vdekur janë mekur dhe emrat
më mirë ua dinë të huajt se bashkëkombasit. Është vendlindje
paragjykimesh të forta për veten, po dhe varkë shpëtimtare
për arsyen e shëndoshë që zhvishet nga fodullëku
dhe të shkelmuarit i ngre. Është vend njerëzish të thjeshtë,
të përzemërt, konformistësh grindavecë, vendi

që ka marrë dekoratë për kryeneçësi, vendi që e duam
dhe e përqeshim, se dhe ne jemi kundërshtim i vetvetes.

Ky vend që veten s'e deshi
ndërmjet nëntorit dhe marsit, ky vend i urisë dhe urrejtjes,
i rrahur me bombat dhe plumbat e kalorësve spanjollë,
me të vdekur në rrethina, të vdekur në fshatra dhe salla
vallëzimi,

ky vend i vetëvrasjes së ngadalshme dhe i shpresës
te shpëtimtarët e rremë, u gjend një ditë ndaj të ngrysur
vërtet i vdekur, nga harta fshirë,
përgjithmonë emër-shuar nën triumfin
e varrmihësve të vet — kështu u tha,
tani gjithçka do jetë ndryshe dhe ndryshe u bë.

Ky vend vrarë e varrosur pa emër,
u zgjua për jetën në barrakat dhe në tokën
ndërmjet detit të ngrirë dhe shkretëtirës, nën kullat e
rojeve,
në trekëmbëshat, në bodrumet, ky vend
njohu veten në jehonën e emrit të tij të pëshpëritur,
u ngrit në dimrat rusë dhe ndërmjet
furrave të Aushvicit, dalëngadalë
nga flaka dhe akulli u bë një pranverë,
një dëshirë dhe një fjalë,

Austria
me të vrarët, të vdekurit, varret e saj dhe gërmadhat
e katedrales së djegur, me të bombarduarit, të plaçkiturit,
të plagosurit,
të dëbuarit, të harruarit, të zhdukurit, me varfërinë
dhe shpresën e saj e di se ç'deshi atëherë
në prill[1]) dhe sot, dhe nesër: veten e vet.

Austria me historinë e saj, të tërën, dhe gjithë
malet, kështjellat, fabrikat, kasollet dhe pallatet,
me rrethinat, tregjet, kambanat dhe kullat,
fshatrat e bukura, kafenetë dhe kriptat, me muzikën e saj,
fjalën e saj, heshtjen, me lotët dhe gëzimin e saj,
me të vdekurit e harruar, të nderuarit e saj,
me padituriné, dijeni, pa kalorës spanjollë,
pa dëshpërim, pa përçarje. Një popull
me të kaluar, të ardhme, të sotme të vazhdueshme,
në kryqëzimin e rrugëve të Evropës, në prehër të kësaj
botë,
buzëqesh mbi varrmihësit e saj: Austria.

1) Prill 1945 — çlirimi nga okupatorët nazistë.

*Rreth teje fryn erë, bie shi,*
*Valët e urrejtjes trazo, shkumëzo!*

# SHOQËRIA, PUNA

*Fridrih Logau*

# EPIGRAME

* * *

Trupit të sëmurë i ndih mjeku,
Kohës së sëmurë — mendimtari.
I pari është pranë, te dysheku,
Po tjetri tepër larg, qyqari.

* * *

Ndryshe ji, ndryshe trego,
Ndryshe fol, ndryshe mendo,
Gjithçka duro, gjithçka lëvdo.
Gjithkund shtiru, mos prish punën,
Nga fryn era ktheje gunën.
Për mirë a keq u nënshtro,
Gjithçka zbato, gjithçka trillo,
Vetëm për vete shih përfito:
Këto të gjitha kush i bën dot
Politikan do quhet sot.

* * *

Gjithë gjermanët gjermanishten rreken sot ta flasin mirë,
Po me zemër kush e flet, flet më mirë e më dlirë.

* * *

Me veten të luftosh — beteja më e vështirë,
Mbi veten të fitosh — fitorja më e mirë.

* * *

S'mungojnë mundësitë të bëni plot të mira.
S'mungojnë mundësitë të bëni ligësira.

* * *

Gjithë njerëzit dëshirojnë Jul Cezar të jesh ndër ne,
Por me njëzet e tre plagë, shtrirë mirë aty përdhe.

* * *

**Të një mijë vitet e florinjta**

Do vijnë vite të florinjta. Këtë profetët e thanë mirë.
Me sa shoh, vërtet po vijnë; dhe floririn për ta shkrirë
Lufta djeg qytete e fshatra, që të kemi qymyr të lirë.

*Johan Evald*

## FSHATARI—QYTETARIT

Ti fle në shtrat të butë,
Unë mbi lëndinë fle;
Ti shihesh në pasqyrë,
Unë — në liqen, atje.

Ti ec përmbi qilima,
Unë — mbi bar të ri.
Ti pi verë të shtrenjtë,
Unë ujë të ftohtë pi.

Ti rron mes katër muresh,
Unë rroj mes fushave.
Unë e shijoj pranverën,
Ti në pikturë e sheh.

Ti shpesh je i sëmurë,
Unë jam shëndetçelik.
Ty të mbron mercenari,
Mua — një qen besnik.

Ti fle veç me muzikë,
Unë — me një ujë që rrjedh.
Ti dëgjon violina,
Unë — zogun që ia dredh.

Ti fle gjer në mesditë,
Unë çohem që pa gdhi.
Jot shoqe ka stolitë,
E imja ka freski.

*Johan Gotfrid Herder*

## EDUARDI[1])

«Ç'e paske shpatën kështu, me gjak?
        Eduard, Eduard!
Ç'e paske shpatën kështu me gjak,
        Dhe vjen kaq i mërzitur-o!»
«O vrava fajkoin tim për merak,
        Nënë, nënë!
O vrava fajkoin tim për merak
        Dhe tjetër s'kam stërvitur-o!»

«Gjaku i fajkoit s'ësht aq i kuq,
        Eduard, Eduard!
Gjaku i fajkoit s'ësht' aq i kuq,
        Më thuaj, bir, se ç'ngjau ta di-o!»
«O unë vrava kalin tim të kuq,
        Nënë, nënë!
O unë vrava kalin tim të kuq
        Dhe ish krenar e besnik ai-o!»

«Kali yt ish plak, s'të prish punë aspak,
        Eduard, Eduard!
Kali yt ish plak, s'të prish punë aspak,
        Një tjetër dhimbje ty të rëndon-o!»
«O unë vrava babën, babën tim plak,
        Nënë, nënë!
O unë vrava babën, babën tim plak
        Dhe zemra, zemra po më sëmbon-o!»

---

1) Baladë e përshtatur nga skocishtja, por që ka hyrë në fondin e poezisë gjermane.

«Ç'dënim të pret për gjithçka më the?
Eduard, Eduard!
Ç'dënim të pret për gjithçka më the,
Tregomë, tregomë biri im-o!»
«S'do të gjej prehje askund mbi dhé,
Nënë, nënë!
S'do të gjej prehje askund mbi dhé,
Do shkoj në dete, larg vendit tim-o!»

«Po ç'do të bëhen pallat e oborr,
Eduard, Eduard!
Po ç'do të bëhen pallat e oborr,
Që aq të mir' e të bukur i ke-o!»
«Do t'i lë të bien, të shemben me zor,
Nënë, nënë!
Do t'i lë të bien, të shemben me zor,
As dua t'i shoh, as të di se ç'qe-o!»

«Dhe ç'do të bëhen grua e fëmi?
Eduard, Eduard!
Dhe ç'do të bëhen grua e fëmi,
Kur të shkosh në det përgjithnjë?»
«E madhe është bota, le të lypin në të,
Nënë, nënë!
E madhe është bota, le të lypin në të,
S'kam për t'i parë askurrë më-o!»

«Dhe ç'do t'i lësh nënës së shtrenjtë, ti?
        Eduard, Eduard!
Dhe ç'do t'i lësh nënës së shtrenjtë, ti?
        Më thuaj, bir, ta di-o!»
«Mallkimin dhe zjarrin e ferrit të lë;
        Nënë, nënë!
Mallkimin dhe zjarrin e ferrit të lë;
        Se ti të tillë këshillë më dhe-o!»

*Fridrih Shiler*

## HYRJA E SHEKULLIT TË RI

O mik fisnik! A sheh gjëkundi paqe?
A mund të ketë sot diku liri?
Ky shekull shkon nëpër stuhi e gjaqe,
Me vdekje çelet shekulli i ri.

Dhe çdo lloj lidhje vendesh zu të bjerë,
Të vjetrat forma shëmben në çdo cak.
As deti s'ia ndal dot luftës poterën,
As zoti i Nilit dhe as Rini plak.

Dy kombe të fuqishëm po luftojnë
Krejt botën për ta vënë nën sundim.
Që vendeve lirinë t'u gllabërojnë,
Këllëçet vringëllojnë me tërbim.

Për ta çdo vend po jep haraçe ari,
Se si dikur Brenusi, përsëri,
Francezi vendos shpatën te kandari
Dhe do që t'ia peshojnë me flori.

Anglezi po shtrin flotat tregtare
Si këmbët e polipit plot lakmi
Dhe mbretërin'e detrave përfare
Kërkon ta mbyllë, si shtëpinë e tij.

Gjer tej në pol të jugut yjpadukur
Mbërrin ky vrap i tij i pandaluar,
Shkel ishujt më të largët brigjebukur.
Parajsa mbeti vetëm pa pushtuar.

Ah, sot më kot në hartën botërore,
Shpreson të gjesh një kënd ku ka gëzim,
Ku lulëzon rinia njerëzore
Mes kopshtesh përgjithmonë me blerim.

Shih botën e pafundme tejembanë,
Që as anijet nuk e masin dot,
Po dhe në hapësirat e paanë
Një copë vend i lumturi s'gjen sot.

Në zemër, pra, kërkoje qetësinë,
Larg kësaj jete gjithë gjullurdi.
Në ëndrra vetëm mund ta gjesh lirinë
Dhe veç në këngë gjendet bukuri.

*Klemens Brentano*

# KËNGË NUSËRIE

Eja pra, eja pra, o e bukur, e bukur nuse, moj.
Koha jote, koha jote më e mirë sot mbaroi.
Valëvitet vellua jote lagur e larë me lot,
O si qan kaq fort kjo nuse e bukur sot!
Që sot vajzat do t'i lesh,
Shoqëri me gra do kesh.

Vetëm për pak, vetëm për pak kohë do t'i mbash
Stoli e trëndafila e rroba krejt mëndafsh,
Valëvitet vellua jote lagur e larë me lot,
O si qan kaq fort kjo nuse e bukur sot!
Lidh gërshetin, pra, tani
Nën kurorën rrethflori.

As mos qesh, as mos qesh, këpuckat e arta që vesh
Shpejt do të shtrëngojnë, qëllojnë të ngushta shpesh.
Valëvitet vellua jote lagur e larë me lot,
O si qan kaq fort kjo nuse e bukur sot!
Për vallëzim vajzat kur dalin,
Ti në djep do tundësh djalin.

Përshëndet, përshëndet me ato duar të lehta tani
Gjersa të vësh unazën që lidh besnikëri.
Valëvitet vellua jote lagur e larë me lot,
O si qan kaq fort kjo nuse e bukur sot.
Gur i unazës në gishtin tënd
Do të rëndojë nesër si shkëmb.

Kërceje fort, kërceje fort vallen tënde të fundit dhe qaj,
Se vyshken trëndafilat dhe gjembat mbeten pastaj.
Valëvitet vellua jote lagur e larë me lot,
O si qan kaq fort kjo nuse e bukur sot.
Të mbledhësh lule s'do të vraposh,
Do shkosh në arë që të lërosh.

*Hajnrih Hajne*

## SI VËRTITET BOTA

Kush ka shumë, ai më shumë
Do të marrë mbi të tjerë.
Kush ka pak, atij më pak
Do t'i lënë përngaherë.

Po kush gjë prej gjëje s'ka,
Drejt te varri le të shkojë,
Se kush s'ka, o rreckaman,
S'ka të drejtë as të jetojë.

# MARIA ANTUANETA

Ç'shkëlqekan dritaret në Tylëri
Kaq bukur si njëra tjetra,
Por edhe ditën atje, përsëri,
U endkan fantazmat e vjetra.

Fanitet në Pavijon dë Flor
Maria Antuaneta;
Bën tualetin mëngjesor
Siç e do etiketa.

Plot dama oborri. Më këmbë disa,
Të tjera — mbi tabureta.
Secila fustane atllasi ka
Me perla e dantella të lehta

Me prerje të ngushtë, me korse,
Kurse atje poshtë në tokë
Ç'këmbë të mençura syri të sheh —
Ah, veç të kishin kokë!

S'ka kokë asnjëra. Pastaj,
As mbretëresha s'ka kokë,
Prandaj dhe madhëri e saj
S'ka si i kreh ata flokë.

Po, flokëtopuz do ecte, posi,
Gjithë krenari në çdo anë,
Kjo bijë e Terezës Mari,
Kjo mbesë e Cezarëve gjermanë.

Revolucioni i shkaktoi
Këto, dhe ajo Doktrina.
Dhe fajin e ka Zhan Zhak Rusoi,
Volteri e Gijotina.

Por sa çudi! Më ngjan se asgjë
S'kuptokan krijesat e mjera
Që kanë vdekur përgjithnjë
Dhe që kokat i kanë të prera.

Vërtiten përrotull gjithë fodullëk
Kaq të pashije e të kota
Dhe ngjan kaq rrëqethës e qesharak
Ky sallon reverencash pa koka!

Përkulet dama e parë ngadal'
Dhe sjell një këmishë liri.
E dyta e merr, mbretëreshës ia fal,
Përkulet ndaj saj më së miri.

Dhe dama e tretë, e katërta pastaj
Përkulen dhe ndalin çapet,
Bien në gjunj e madhërisë së saj
I mbathin ngadalë çorapet.

Një vajzë vjen, përkulet dhe sjell
Jelekun që ta veshë.
Një vajzë tjetër mbathjet sjell
Për zonjën mbretëreshë.

Kryeoborrtarja bën fresk mbi gjoks,
Që aq të bardhë e kishte,
Po meqë koka i mungon,
Qesh lehtas me kërbishte.

Mes perdesh të ulura dielli dërgon
Ca rreze kureshtare,
Po kur fantazmat e vjetra shikon,
I trembur zmbrapset përfare.

*Anastasius Gryn*

## KOHA JONË

Ja, shkëlqejnë mbi tryezë një shandan edhe një kryq,
Dhe gjyqtarët, në të zeza, rrinë ngrehur sot në gjyq;
Kohën tonë si fajtore paskan thirrur për gjykim,
Si të zymtë dhe të turbullt, që sjell kob e shkatërrim.

E pandehura nuk erdhi, sepse koha kohë s'kish,
S'rrinte dot në atë sallë të atij gjyqi kotësish.
Sa të humbte atje dy orë, shkoi dy orë larg ajo
Dhe dërgoi avokat mbrojtës që u ngrit e tha këto:

«Kohën mos e akuzoni! Kush e shan, vetveten shan!
Me një letër krejt të bardhë, të pashkruar, koha ngjan;
Vetë letra nuk ka njollë, shkrimi jeni ju mbi të,
Nëse shkrimi s'është i bukur, ç'faj ka letra për këtë?

Koha është si një kupë prej kristali që shkëlqen!
Shtini brenda musht e verë dhe jo uthull e narden.
Koha është një banesë, madhështore ngrihet drejt,
Po nga ju që rrini brenda një çmendinë u bë krejt.

Koha vetë i ngjet një kopshti: — Gjemba mbollët ju, përse
U çuditkeni që s'mbinë trëndafila dot atje?
Koha ngjan si shesh beteje ku Cezari korr lavdi,
Po dhe vend i madh, i gjerë, ku frikaçi fshehur rri.

Koha është si një harpë. Në i rëntë një që s'di,
Angullijnë qen e mace nëpër skuta e shtëpi,
Po, pa bjeri me gjith' zemër, siç i ra Orfeu dikur.
Do përgjojnë pyll e lumë, do të ngjallen shkëmb e gur!»

*Ferdinand Frajligrat*

# MEGJITHATË

Ish mars i ngrohtë aherë te ne,
Me borë e shi, megjithatë
Dëborë lulesh tani po bie,
Por është ftohtë, megjithatë!
Megjithatë, megjithatë —
Me gjithë Vjenë e Berlin —
Një erë e ftohtë e thëllim
Fryn e na ngrin, megjithatë!

Është acari që lëshon
Ky reaksion, megjithatë!
Dhe se qëndron ende në fron
Kjo borgjezi, megjithatë!
Megjithatë, megjithatë,
Dhe se derdh gjak megjithatë
Dhe se mundon e se mashtron
Si gjithënjë, megjithatë!

Fitoren pushka ne na dha
Për një të drejtë, megjithatë
Po na e marrin ca nga ca
Bukë e barut megjithatë!
Megjithatë, megjithatë!
Megjithëse ka dhe parlament,
Nga pushkët tona do vënë mend
Ushtarët e egër megjithatë!

Ne kemi gaz e gjallëri
Dhe s'kemi drojtje megjithatë!

Ky prush inati këtu në gji
Na mban të ngrohtë megjithatë!
Megjithatë, megjithatë,
Ne aq na bën megjithatë!
Kjo erë fryn e na rrëqeth,
Po asgjë më megjithatë!

Nëse Rajhstagu veten mbulon
I turpëruar, megjithatë!
Dhe nëse djalli po reagon
Me bri e thundër megjithatë!
Megjithatë, megjithatë,
Me gjithë kurthe e marrëzi,
E dimë mirë, me siguri,
Që do fitojmë megjithatë!

Dhe princi në u ktheftë shpejt
Me plot urra, megjithatë,
E ka të thyer shpatën krejt,
Shpatë pa nder megjithatë!
Po, pra: u pa megjithatë,
Gjithkush e tha megjithatë
Se ajo shpatë më dysh u nda
Përpara botës megjithatë!

Dhe nëse topat po mbushni ju
Me plumb e hekur, megjithatë,
Të gjithë më këmbë rrimë këtu
Të palëkundur megjithatë!

Megjithatë, megjithatë!
Bëni pa zor megjithatë
Siç bën në Napoli një horr,
Se kjo na ndih megjithatë!

Ju jeni kalbur, s'qëndroni dot!
Jeni gërdallë, megjithatë!
Ne jemi popull, ne jemi plot
Përjet' e mot megjithatë!
Megjithatë, megjithatë!
Ja, kështu qenka megjithatë!
S'na mbani dot, s'na ndalni dot —
Jona është bota megjithatë!

*Georg Herveg*

## TETËMBËDHJETË MARSI

Një mijë tetëqind dyzet' e tetë,
Kur akulli në pranverë u kris me të shpejtë,
Ditë shkurti, ditë marsi, legjendare,
A s'ishin vallë zemrat proletare,
Që u zgjuan plot shpresë të vërtetë
Në një mijë tetëqind dyzet' e tetë?

Një mijë tetëqind dyzet' e tetë,
Kur tepër gjatë u mendove moj e shkretë
Nënë Gjermani, e prusianizuar,
A s'ishin grushtet proletare të bashkuar
Që veprën e çlirimit bënë vetë
Në një mijë tetëqind dyzet' e tetë?

Një mijë tetëqind dyzet' e tetë,
Kur ti pas betejës preheshe e qetë,
A s'ishin vallë kufoma proletarësh
Ato që ti, Berlin, i nxore para Çezarësh
Që dridheshin të trembur e të zbehtë
Në një mijë tetëqind dyzet' e tetë?

Një mijë tetëqind e shtatëdhjet' e tre
Mbretëri e të pasurve, ti ngrihesh mbi ne!
Po ne të varfrit, tradhtuar e shitur përfare
Mendojmë përsëri për veprën proletare —
Se ende s'kanë shkuar të gjithë marsët për ne,
Një mijë tetëqind e shtatëdhjet' e tre.

*Ludvig Pfau*

## KËNGA E ROBERT BLUMIT[1])

Kush po i bie tamburit
Mes Vjenës që pa gdhi?
Ku shkoka jashtë murit
Ky procesion në zi?
Po çojnë për ta vrarë
Që në agim të parë
Kreshnikun Robert Blum.

Mes rojave me shpata
Hedh hap krenar, pa ngut.
Luftoi mbi barrikada
Dhe vdekja sot s'e tut.
«O miqt' e mi të parë,
Shëndet!. . . — tha duke qarë
I gjori Robert Blum.

— Fëmijën tim dhe gruan
Ty popull — amanet!
Nga ti përkrahje duan
Për gjëmën që i gjet.
Po kot s'e derdhëm gjakun,
Liria ia merr hakun
Besnikut Robert Blum.

---

1) Publicist dhe veprimtar politik gjerman. Në kohën e revolucionit të 1848-49-tës ishte një nga kryesorët e krahut demokrat të majtë të Asamblesë kombëtare franceze. Më 1848 kryesoi delegacionin e së majtës franceze në Vienën kryengritëse. Mori pjesë në betejat e barrikadave në Vienë. U pushkatua me vendim të gjykatës ushtarake austriake.

O mars, o mars i bukur,
Ç'na erdhe kështu kot!
Nëntori le të vijë
Se do të mbjellin sot
Gjithë gjakun tim si farë.
Prej tij do mbijnë në arë
Lulëkuqet Robert Blum.

Ushtarët le ta dinë
Se ç'turp i zë tani!
Po vdes sot për lirinë,
Për ty, moj Gjermani!
Gjakun ta kam dhuruar,
Ti ke për ta kujtuar
Besnikun Robert Blum!»

*Georg Vert*

# TË NJËQIND BURRAT NGA HASUELLI

Të njëqind burrat nga Hasuelli
Të njëjtën ditë ranë atje,
Të njëjtën orë tok u vranë
Po nga e njëjta batare.

Si i varrosën ashtu në heshtje,
Të njëqind gratë u kthyen bosh,
Të njëqind gratë nga Hasuelli
Të merr të qarët t'i shikosh

U kthyen tok me bij e bija
Dhe shkuan tok me kalamaj;
«Ti, zot i pasur i Hasuellit,
Të paktën rrogat na shpërndaj!»

Dhe zot i pasur i Hasuellit
S'e bën të gjatë për para;
Dhe i pagoi secilës rrogën
Për gjithsecilin nga ata.

Dhe si pagoi të gjitha rrogat,
E mbylli arkën mbasandaj,
Kumbonin llozet e metalta,
Vajtonin gra e kalamaj.

## KËNGA E URISË

Fort i nderuar mbret, dëgjo:
A e di ti këtë?
Të hënën hëngrëm dosido,
Të martën s'hëngrëm kurrgjë.

Dhe të mërkurën më për dreq,
Të enjten na mbyti zia,
Të premten keq e mos më keq
Sa s'ngordhëm nga uria.

Prandaj jep urdhër që të shtunë
Të na ushqejnë mirë vërtet,
Ja po të dielë — u pa kjo punë —
Do të të hamë ty, o mbret!

## ISH NJË TERZI[1] I MJERË

Ish një terzi i mjerë
Gërmuq me gërshërë e pe;
Kish tridhjetë vjet që qepte,
Po s'dinte se përse.

Dhe një të shtunë, qyqari,
Kur java shkoi, u zhgreh,
Ia plasi një të qari,
Po s'dinte se përse.

Pa merr atë gjilpërë,
E thyen, flak përdhe
Gjilpërë dhe gërshërë,
Po s'dinte se përse.

Pastaj e lidh litarë
Rreth qafës tij me nge
Dhe veten var në trarët,
Po s'dinte se përse.

Kambana atë natë
Për zi kumboi atje,
Se vdiq terziu i ngratë,
Po s'di njeri përse.

1) rrobaqepës

*Leopold Jakobi*

# POHIM

Kjo është e madhja
Që shpalli doktrina e re[1]):

Që njerëzit i paraqet
Si punëtorë në botë
Dhe punëtorët i paraqet
Si njerëz në botë,
Gjë që deri më sot s'pati ngjarë.

Që njeriun e paraqet kështu
Në univers edhe në botë:
Puna përmbrapa tij,
Barazia poshtë tij,
Dashuria në të majtë të tij,
Drejtësia në të djathtë të tij,
E vërteta përpara tij,
Liria përsipër tij
Bukuria — tek ai!

---

1) marksizmi

*J. Jung*

## TË PAPUNËT

Kështu qëndrojnë përditë këtu
Si një kope dhensh
Durimin në fytyrë, syzgurdulluar,
Presin përpara portës së madhe
Sikur kanë ç'të shpresojnë më shumë
Se fati i tyre:
Skllavërim dhe zinxhirë.
Flasin për gjëra boshe,
Heshtin, shohin ngultas,
Grinden grupe-grupe
Dhe kullotin kështu mjerimin e tyre.

Befas thërret një nga të pushtetshmit:
Hapni rrugën! Mprapsht!
Ja, turma shtyhet me durim pas portës
Dhe pret përsëri ... dhe pret...

Vëllezër, ju që nuk e pranoni luftën!
S'i ndjeni në veten tuaj muskujt e fortë,
Kthetrat e luanit,
Vështrimin e sundimtarit,
Shpirtin e zotit të tokës?
Klithni pra një klithmë:
Ne duam!
Ne duam t'i këpusim zinxhirët!
Dhe shih,
Qytetet e mëdha do të jehojnë,
Fushat do të jehojnë
Idhujt do të dridhen
Dhe juaja është toka.

*Detlev Liliencron*

## HEKURUDHA E RE

Kafka thërret: «Unë jam ambasador,
Unë jam baron dhe unë e pata bërë
Paqen ndërmjet Holandës dhe Danimarkës.
Kush i tund muret e mermerta të varrit tim?
Kush ma shpërthen kapakun? Erdhi dita e ringjalljes?
Ca leckamanë, bujkrobër
Po më shkulin nga gjoksi kordelën blu,
Kordelën blu të Urdhrit të Elefantit.
Dhe portretin e zotit të nderuar,
Mbretit tim, Frederikut të Pestë,
Të gdhendur në fildish dhe vetë prej tij,
Dhuruar në një çast aq të këndshëm,
Ma rrëmbyen, ma vodhën! Horrat!»

Por punëtorët e hekurudhës,
Tani që varrezat ishin shpronësuar,
Talleshin me klithmat e kafkës së vjetër.
Njëri ndër ta ia dhuroi portretin e mbretit
Lizës, vrarëlie në dyqanin me dërrasa,
Asaj që shet raki dhe jep shtretër me qira.
Dhe me portretin e mbretit si zbukurim
Shkoi ajo të diel me punëtorët në vallëzim.

Kafka thërret: «Unë jam ambasador,
Unë jam baron dhe unë e pata bërë
Paqen ndërmjet Holandës dhe Danimarkës!»
Por kjo s'i ndih aspak. Burrat gjysmë të dehur
E ngritën dhe e vunë pranë spondit
Të vagonit të zhavorrit që shkonte posht' e lart.
Si top e mbajtën atë duart e tyre të vrazhda.

Kafka thërret: «Unë jam ambasador,
Unë jam baron dhe unë e pata bërë
Paqen ndërmjet Holandës dhe Danimarkës!»
Po kjo s'i ndih aspak. Se, të lodhur, e flakin
Mbi një mace të ngordhur, në plehrat.

Kafka thërret: «Unë jam ambasador,
Unë jam baron dhe unë e pata bërë
Paqen ndërmjet Holandës dhe Danimarkës!»
Po kjo s'i ndih as hiç. Klithmën e saj e mbyti
Vërshëllima e parë e hekurudhës së re.

*Rikard Demel*

# NJERIU I PUNËS

Ne kemi një shtrat, ne kemi një fëmi
Dhe grua!
Ne kemi punë gjithashtu, për atë dhe për mua
ne kemi diell dhe erë dhe shi,
po na mungon veç një vogëlsi,
që të jemi të lirë si zogjtë tani:
veç koha!

Kur të dielave në fushë dalim ne
me gjithë fëmi,
dhe shkojmë mes kallinjve tejpërtej,
dhe dallëndyshet shikojmë andej-këndej,
o, pastaj, s'na mungon ndonjë stoli
që të jemi të bukur si zogjtë tani:
veç koha!

Veç koha! Ne nuhasim erë dhe stuhi,
ne, populli.
Veç një e vogël përjetësi —
S'na mungon asgjë, ti, grua, ti, biri im,
Veç kjo, që të rritet te ne pa ndalim
Që të kemi guxim si zogjtë në fluturim;
Veç koha!

*Bërries Mynhauzen*

## KRYENGRITJA FSHATARE

Kambanat kumbojnë nga kullat tani,
Rrjedh shiu në rrugët si lumë
Dhe tok me kambanat, në shi e stuhi
Një bri i stërvjetër klith shumë.

Bri bualli qe dhe s'ish prishur aspak,
Nga sënduku Shtosbergu[1]) e nxori të mirë.
Ky bri i stërvjetër këlthet sot për gjak.
Një tjetër vajton: «Zot, mëshirë!»

Po, zot, mëshirë, për ty oborrtar!
Fshatari u ngrit në gjithë vendin.
Dhe grushti fshatar mijravjeçar,
U ngrit e godit për turp tëndin.

Klingsburgu ish ngritur në mal, përmbi shkëmb,
Me këmbë e me duar u ngjitën të tërë,
I ra farkëtari njëherë e u shëmb
Porta që vetë, angari, e kish bërë.

Fisnikut i futi një grusht në turi
Për mesi e preu me lopatën,
As gëk e as mëk s'bëri më ai,
Nga milli s'e nxori dot shpatën.

---

1) Një nga udhëheqësit e kryengritjeve fshatare.

Dhe flaka u ngjit me furi në çati,
Përfshiu harqet, qemeret e trarët.
Mëshirë, o zot, luten fisnikët tani.
Në gjithë vendin u ngritën fshatarët.

*Rudolf Leonhard*

## LIBKNEHTI I VDEKUR

Kufomë e tij u shtri në gjith' qytetin,
Në gjithë oborret, gjithë rrugët,
Dhomat, gjithë,
Janë spërkatur me gjakun e tij.

Pa fillojnë sirenat e fabrikave
Një ulërimë
Pafundësisht të gjatë,
Buçasin e ngjiren përmbi tërë qytetin.

Dhe me një vezullim
Të dhëmbëve
Të ngurosur
Kufoma e tij
Fillon
Të buzëqeshë.

*Hajnrih Valdek*

# NJË HIJE

Përrua që rrjedh përtueshëm anës shtëpive jashtë qytetit,
Oborre të shkreta, me tesha të leckosura nderë,
Kopshte të varfra, të pista, gjerdhe të shkatërruara,
Puhi e mbrëmjes fryn nëpër shtogje të sëmura,
Përmbi togje plehrash dhe hiri.

Gjelbërim i zbehtë dhe i njollosur,
Lulëzon një pemë e brishtë.

Fëmijët ëndërrojnë të shqetësuar dhe luajnë të ardhmen,
Grushtet e çunave janë plot me pare guralecash.
Numërojnë, paguajnë dhe mburren.
Çupka të stolisura me zhele letrash me ngjyra
Ecin të krekosura dhe përshëndeten ftohtë,
Janë njerëz të pasur dhe të fisëm.

Përmbi muret e kuqërremta të fabrikës së madhe
Kërcen një hije dhe zvarriset gjer këtu.

Flitet për udhëtime, tregohet për keshtjella të largme,
Blihen xhevahire dhe mëndafsh, ka ankesa për shërbyeset
hajdute.
Njerëz të pasur dhe të fisëm.

Por e errët drejtohet përmbi murin e kuqërremtë,
Rritet e zvarritet hija pa u ndalur.

Një djalë kurrizdalë zë një melodi si i marrë.
Topi kërcen përmbi lëndinë. Venë e vijnë dhe salutojnë,
Shëtisin dhe bisedojnë, buzëqeshin e bëjnë fresk
Me besim të valë në lodrën dhe ëndrrën.
Por hija e oxhakut të madh është atje.
Këmbët e zbathura i prek ftohtë dhe i kacavirret fëmijës
së gëzuar
Deri në zemrën ëndërrimtare.

Ata qëndrojnë të hutuar, ikin tinëz prej këtu
Si nga një parandjenjë plot ankth.

*Erih Vajnert*

## BALADA E NJË DITE TË ZAKONSHME

Ku nis rruga për në Dancig tani,
Në qoshen e Rrugës së Plepave,
Ish Gustav Mite me grua e fëmi,
Sytë pulitnin nga era me shi,
Shiu rridhte mbi plaçkat e tij
Dhe mbi një palo kanape.

Shiu fëmijës në palcë i kish shkuar
Dhe Gustav Mite bërtiste atje:
«Ju, gjakpirës! Kolerë e mallkuar!
Fundërrira! Më keni shfrytëzuar!
Ju, horra, në të ngrohtë rrini shtruar
Në zyrën tuaj si në fole!»

Dhe kalimtarët ndalonin, sepse
E shihnin atë mjerim.
Erdhën nja dy, u bënë tre.
Dhe vinin të gjithë të shihnin ç'qe,
Qëndruan njëqind e një mijë madje,
Po shtyhesnin me rrëmbim.

Thërret Gustav Mite si dem kur e ther.
U ndie një bori, një sinjal.
Po vinin policë nga tjetër kuartier
Dhe ish në makinë një derr oficer
Që fliste e thërriste: «Kush bën këtu sherr?
Kush bën sot skandal?»

U hodh nga makina. Në çast mbi gjithçka
Një heshtje e rëndë sundon.
Shkëlqente helmeta. Tërhiqen ata.
Kërceu një polic mbi mobiliet dhe ja!
Me grusht Gustav Mites në zverk i ra.
Fëmija një klithmë lëshon.

Dhe ish kaq e tmerrshme kjo klithmë e tij
Si klithm' e atij që vdes.
Dhe rritej në turmë një mllef e mëri
Dhe klithi një zë. Një tjetër pas tij
Dhe klithnin të gjithë si t'ishte çmendi:
«Poshtë policët e zes!»

Ata drejt makinës shtyhen tani
Si lavë e nxehtë që rrjedh.
Me buzë të zbehta majori po rri.
«Hap rrugën! Asnjë hap përpara ti!»
Dhe nxjerr pistoletën e tij me furi
Plot grushte urrejtje ngrihen përreth.

Gustav Mite përpara u sul mbi ta.
Nga makina një krismë u ndie.
Gustav Mite në gjunjë ra.
Me britma tmerri turma u shpërnda,
Policët nga pas i ndiqnin ata
Dhe rruga e shkretë mbeti siç qe.

Ku nis rruga për në Dancig tani,
Te shtylla ku tramvaji ndalon,
Një i vdekur rri shtrirë në shi e stuhi
Atje qan një grua e klith një fëmi
Dhe koha kalon dhe shiu s'pushon,
Ata nuk dinë ku kanë shtëpi.
Ky ishte, pra, «Fati» dhe fati ish i zi,
Shteti e bëri punën e tij.

*Johanes Beher*

## AI QË E ZGJON BOTËN NGA GJUMI — LENINI

Ai e zgjoi botën nga gjumi
Me fjalë që ishin rrufera,
Që erdhën mbi shina e lumenj
Përmes kaq vendesh të tjera.

Ai e zgjoi botën nga gjumi
Me fjalë, që bëheshin bukë,
Me fjalë, që bëheshin armata
Urinë që ta zhdukë.

Ai e zgjoi botën nga gjumi
Me fjalë, që bëheshin makina.
Bëheshin traktorë, shtëpi,
Fabrika dhe uzina —

Dhe bëhen elektricitet,
Çekan që godet papushuar,
Bëhen shkrim i pashuar që mbet
Në gjithë zemrat i shkruar. . .

*Gerrit Engelke*

## VDEKJA NË GALERI

Dyqind burra zbresin thellë minierës.
Nënat shtyhen mbledhur grumbull para derës.
Tym shpërthen mbi galeri.

Digjen male qymyrguri në minierë,
Zjarre diejsh të stëregër si skëterrë.
Tym shpërthen mbi galeri.

Gjithë skuadrat e shpëtimit kanë zbritur;
Kanë zbritur, po më s'kanë për t'u ngjitur.
Tym shpërthen mbi galeri.

Grykët e zjarrit gëlltisin viktimat dhe përgjojnë.
Tunelet në flakë ato i murojnë.
Tym shpërthen mbi galeri.

Dyqind veta kanë zbritur gjer përposh.
Nënat qajnë mbi barelat bosh.
Tym shpërthen mbi galeri.

*Bertolt Breht*

## O VERBËRI E TË MËDHENJVE

O verbëri e të mëdhenjve! Ata bredhin si të përjetshëm.
Të mëdhenj mbi zverqe të përkulura, me sigurinë
E grushteve të marra me qira, me besim
Te pushteti që kaq gjatë ka qëndruar.
Por gjatë s'do të thotë i përjetshëm.
O ndryshim i kohëve! Ti shpresë e popullit!

## *EPITAF PËR GORKIN*

Këtu prehet
I dërguari i lagjeve të mjera,
Ai që përshkroi shtypësit e popullit
Dhe luftëtarët e tij.
Ai që në universitetet e rrugëve
do të shkollohej.
I linduri në shtresat e ulëta,
Ai që nga lart e nga poshtë ndihmoi
të shembej sistemi.
Mësues i popullit
Që prej popullit mësoi.

## *EPITAF PËR KARL LIBKNEHTIN*

Këtu prehet
Karl Libknehti,
Luftëtari kundër luftës.
Kur atë e vranë
Qyteti ynë mbahej akoma.

## *EPITAF PËR ROZA LUKSEMBURGUN*

Këtu është varrosur
Roza Luksemburgu,
Një çifute polake,
Luftëtare e parë e punëtorëve gjermanë
Kundër shtypësve gjermanë. Të shtypur,
Varrosni përçarjen tuaj!

*Hans Nosak*

## THIRRI NJERI?

Në mes të natës, kur gjithë flinin,
thirri njeri? O, ç'thirrje qe!
Dy herë! Dy thirrje që të më ngrinin.
O plogështi, që më mban të fle.

Një klithmë e mprehtë që nga lumi,
dy herë e prapë nata ra.
Dhe s'e ndihmova, s'më la gjumi,
Dy herë, po s'u zgjova, pra.

Dhe nuk kërceva shpejt nga shtrati
me vrap të pyes e të dal.
Po fjeta, fjeta, sa heshti i ngrati.
O ti, që më thirre, më fal.

Sot në mëngjes, pyet komshia:
Kush thirri natën me atë zë?
Mos thirri zotin? Ç'të thosha s'dija.
Po flija, thashë, s'dëgjova gjë

Jo, asnjeri zotin s'e thirri,
mua më thirri vëllai ndërkaq.
Dy thirrje nxori vëllai nga gjiri
për të vëllanë, që flinte paq.

Thirri të zgjohem, thirri në lumë,
dy herë, natën, nga ai vend.
O ti njeri, si e do kaq shumë
jorganin, shtratin dhe gjumin tënd.

Si kaq të mpirë e ke vetëdijen,
si kaq vështirë e ke të dëgjosh!
Duhet më parë topa të bien
që ti të zgjohesh e të kuptosh.

Po, isha shurdh e përtac unë
dhe mbrëmë natën s'të rashë pas.
Sonte patjetër s'do të kem gjumë,
sonte, vëlla, unë do këlthas.

*Luis Fyrnberg*

## KËNGA E PIJES

Pi, po veç mos harro!
Bëj si do, po aspak mos harro!
Rreth teje ka uri, varfëri,
Gazi dhe mjerimi quhen bukë tani!
Qeshja dhe rënkimi quhen ushqim kudo!
Bëj si do, po aspak mos harro,
Gjersa ky pishtar flakëron uri!

Pi, po mos ëndërro!
Bëj si do, po me ëndrra mos rro!
Rreth teje fryn erë, bie shi!
Valët e urrejtjes trazo, shkumëzo!
Dashuro pa kufi si fëmi!
Bëj si do, po me ëndrra mos rro,
Gjersa njerëzit nuk kanë lumturi!

## FJALA NJERI

Fjala njeri, si fjalë,
Vendoset atje ku i përket
në fjalor:
Ndërmjet fjalës njerëzor dhe njeridashës.

Qyteti
I vjetër dhe i ri
Gjallëruar e zbukuruar
me pemë
dhe makina, këtu

E dëgjoj këtë fjalë, fjalën
dëgjoj shpesh,
mund t'i numëroj ata që e thonë
mund ta filloj që këtu.

Atje ku s'ka dashuri,
Fjalën njeri mos e fol.

*Ernst Jandl*

## PUNËTORËT E HUAJ

Thellë nga Italia,
ku dielli nuk lahet
që të mos errësojë qiellin,
erdhën ata si në një tragë elefantësh
deri në vendin e furçave të florinjta të dhëmbëve,
larg, prapa alpeve të dendura,
burra të vegjël ezmerë pa rripa orësh.
Fabrika dhe galeri
hapin gjokset e tyre pa zemra
të etur për pulset jugorë
që këndojnë si bilbila me çekanët
derisa prej hekurit të burojë musht
për gojët kalabreze.
Me sy të thelluar dhe në grupe
kthehen drejt natës me hap të shpejtë
përmes qytetit grykëngjirur
ata që prej drurit të ëmbël jugor janë,
derisa trupat e tyre duke u rrokullisur
nëpër errësirë grave të zymta pastruese
t'u telegrafojnë
në gjuhën e kallëzave.

*Elke Erb*

# PARA SE TË VISH TEK UNË

Para se të vish tek unë, shko te plaku
që roje nate bën para fabrikës.
Shih se si rri, që nga gjunjët
I varen duart pa ëndrra e duke pritur.
Drita e dhomës së rojes shtyhet në dritare.
Syt' e tij lutës nga errësira të ftohtë janë.
Bijtë e vet që s'mund t'i mbrojë, dritë e hije
vdesin para tij përnatë, që këtu për të
është ditë. Ai bën roje
para fabrikës. Heq
xhaketën. Shkon, pasi e vesh,
te nipat në shtëpi.
Ecën nëpër rrugët e fëmijërisë,
jeton tek ecën.
Shih se si pa ëndrra rri, pa ëndrra shkon, dhe pastaj eja,
unë kaq shumë të pres.

*Ç'kohë qenkan këto, kur*
*Një bisedë për pemët është gati një krim,*
*Sepse një heshtje fsheh në vete kaq e kaq*
*krime.*

# LUFTA,
# LUFTA KUNDËR FASHIZMIT

*Popullore e shekullit të 19*

Ushtar pata qenë
Dikur në fushim,
Ku mua më zgjodhën
Sipas qejfit tim.



Më dhanë kapotë
Me stof kuq e blu,
Kilota dhe çizme
Dhe shpatën këtu.

Ushtrime plot bëra
Të rënda përherë
Dhe kur i mësova,
Më bënë fort nder.

Se, kur i mësova,
Më çuan, or mik,
Ku rëndë u plagosa,
Në front, në Lajpcig.

Atje ndenja shtrirë,
As gjallë as vdekur jo,
Gjashtë muaj dhimbje
Që mos m'i kujto.

Ma bënë copë këmbën
Ma prenë krahun tim.
Ç'më pret sot e tutje?
Mundim e mjerim!

Pa shtëpi, pa kasolle,
Pa grua, pa fëmi,
Shikoni si mbeta,
Shikoni ku rri!

*Paul Fleming*

## ODE PËR VITIN E RI 1633[1])

O, ky vend dyfish shkretuar,
Nga të huajt e mallkuar,
Ah, o Majseni i shtrenjtë,
Si ke mbetur kaq i shkretë!

Gjithë fushat djerr' i ke,
Rrjedhin përrenj edhe rrëke,
Rrjedhin lumenjtë mbushur plot
Nga kaq lot që derdhim sot.

Fshatrat bërë shkrumb e hi,
Rënë mure dhe çati,
Qytetarët — si qyqarët,
Të dëbuar — gjithë fshatarët.

Në hambar s'ke ç'të kërkosh,
Tërë dhomat mbetur bosh.
Në dollapet gjë më s'ka
Nga mallkimi që na ra.

Mendo: Paqja ka gjithçka.
Mendo: Lufta vetëm ha.
Dhe mendo se gjë s'fiton
As kur pa pushim ngadhnjon.

---

1) Është koha e luftës tridhjetëvjeçare (1618-1648), e filluar për motive fetare. Solli shkatërrime të mëdha dhe copëtimin e mëtejshëm të Gjermanisë.

Fute shpatën, pra në mill
Ti, o Mars, më butë u sill.
Flaki armët dhe në do
Përmbi to na u beto:

Ish helmetë kjo gjer dje,
Le t'i bëhet një fole
Dallëndyshes, në pranverë,
Zogj të rinj kur të na nxjerrë.

*August Tymel*

## PËR NJË REKRUT TË ARMATËS PERANDORAKE

Këtu prehet Johani, që si rekrut vdiq, i gjori.
Po të mos vdiste nga frika e vdekjes, budallaj
Do kishte marrë aq shumë famë mbasandaj
Sa dhe oficeri i tij mori.

## INVALIDI NË ÇMENDINË

Lajpcig! Lajpcig! Vend i prapë,
Turp ç'padrejtësi na le.
Liri! — klithnim, para, përpara!
Pive gjakun tim, përse?

Liri! — klithja, përpara, përpara!
Ç'nuk beson një budalla!
Nga goditje e rëndë shpate
Koka dyshas mend m'u nda.

Rashë unë dhe beteja
Kobëzezë shkoi si zjarr,
Përmbi mua, mbi kufomat,
Zbriti nata me acar.

Dhe më zgjoi një dhimbje e tmerrshme,
Ndërsa plaga përvëlon;
Tani rri i lidhur, shtrirë,
Roja te koka vigjëlon.

Me inat klith për lirinë,
Blerë shtrenjt, aq fort, me gjak,
Por vjen roja dhe qetësinë
Ma kthen prapë me dajak.

*Johan Gabriel Zajdl*

## USHTARI I VRARË

Atje, në një fushë të shkretuar,
Ka mbetur i vrarë një ushtar,
Një i harruar, i panumëruar
Megjithqë ish trim, luftëtar.

Kaluar kalojnë gjeneralë
Me kryqe në gjoks, por ata,
S'mendojnë se një kryqth dhe ky djalë
Meritën ta mbajë e ka.

U fol për të rënët me orë
Dhe qanë me lot për disa,
Po veç për ushtarin e gjorë
Një lot s'ra, një fjalë s'u tha.

Por larg, në shtëpizën e vjetër,
Ndajnate rënkon një baba.
Rënkon edhe thotë: «Patjetër,
Patjetër ky djalë m'u vra!»

Atje sypërlotur një nënë
Dënes edhe lutën një zot —
«Do kthehem, moj nënë, pat thënë,
Po ja që s'm'u kthye as sot.»

Rri shtangur një vajzë e zbehtë,
Kur mbrëmja ngadalë e mbulon:
«Sikur dhe i vdekur të jetë,
Për mua në zemër jeton!»

Veç tri palë sy patën qarë
Me lotë të nxehtë sa s'ka
Dhe lotët për djalin e vrarë
Në qiell i nisin ata.

Dhe qielli merr lotët e nxehtë,
I mbledh rreth e rreth, i bën re
Dhe resë i fryn me të shpejtë
Mbi fushën e shkretë e shpje.

Dhe reja derdh lot mbi ushtarë,
Mbi ballë si vesë ia ve
Që ky të mos mbesë i paqarë
Në fushën e huaj ku fle.

*Rikarda Huh*

## PAQJA 1648

Që nga kulla në fshatin tim
Tingull i ëmbël kumbon;
Gjithkush e kupton
Pse nuk bie kambana me tërbim.
Kaq ëmbël kumbonte kur isha fëmi,
Pastaj vite të rënda na ranë;
Fryn era së largu dhe sjell tani
Paqen në këto anë.

Ku kishte dikur shtëpinë babai,
Rritet sot bar i dendur i hidhur;
Me dorë të dridhur
Këputa një bisk që ta mbaj.
Nga gjithë pasuri e tim eti
Më mbeti veç ky trashëgim,
S'do të kem më asgjë unë i shkreti
Gjer të vdes e të mbes në harrim.

Fëmijët m'i mori lufta mizore,
Kush m'i kthen përsëri?
Me këngë dhe melodi
Zotërinjtë festojnë fitoren.
Paqen kremtojnë ata me gosti,
Jashtë mallkojnë ushtarët e papunë.
Me shkop në dorë tani
Atdheun tim kërkoj unë.

## KËMBA PREJ DRURI

Qyteza, të dielën, në prehje e pushim.
Erë vjeshte shkund gjethe të tharë.
Në mbrëmjen që bie shëtit me mundim
Ai, invalidi i parë.

I lodhur shkon ulet në stolin prej guri,
Në mendime i zhytur i tëri.
Shëtitja e parë me këmbën prej druri —
M'e vështirë se luftrat që bëri.

Ai vrap drejt lavdisë që e joshte gjithkund,
Kaq ëndrra të tij djaloshare!
Mbaruan, u shuan e morën fund;
Nga ushtria e fshinë përfare.

Me sy që i ndrisin, me flokun të zi
Dhe as të ardhme! As shpresë!
E pa me keqardhje ai çift i ri,
Kur deshi ta përshëndesë.

Si thikë i theri në zemër atje.
I njeh ata flokë kurorë
Dhe zemra e tij me furi zë i rreh:
Hiq dorë! Hiq dorë! Hiq dorë!

I lodhur, i vetëm, rri gjatë te guri.
Zu qielli ngrysej i tëri.
Shëtitja e parë me këmbën prej druri —
M'e vështirë se luftrat që bëri.

*Roda — Roda*

## KËNGË E FSHATARËVE

«Merrni kazma e lopta, — thërret gjykatësi fshatarët, —
Të varrosim, të varrosim sot ushtarët!

Gjashtë këmbë thellë dhe nja njëqind shtrirë,
Gjysmë kut të gjerë, që të rrinë mirë!»

Pas kësaj në gropë i futëm të mjerët:
Përposh vumë ushtarët, përsipër kapterët.

Katër nëpër anët, në mes kaq të tjerë
Dhe përsipër tyre zotërinjtë oficerë.

Ç'ishin të gjakosur edhe kësaj here
Të gjithë i spërkatëm bukur me gëlqere.

Kolonelin vumë në arkë, mënjanë.
Kështu që ushtarët krejt të qetë janë.

*Herman Hese*

# DREJT PAQES

Të zgjuar nga ëndrra urrejtjesh e delire gjaku,
Të verbër ende dhe të shurdhër
Nga vetëtimat e bubullimat vdekjeprurëse të luftës,
Mësuar me të gjitha tmerret,
Çlirohen nga armët e tyre,
Nga ditët e punës së frikshme,
Ushtarët e kapitur.

«Paqe!» kumbon
Si një përrallë, si ëndërr kalamajsh.
«Paqe!» Dhe s'ka si gëzohet
Zemra, lotët ka më pranë.
Njerëz të mjerë ne,
Të aftë për të mira dhe ligësi,
Bisha dhe perëndi! Si na shtyp dhimbja ne,
Turpi na shtyp sot përdhe!

Por ne shpresojmë. Dhe në gji
Na rron një parandjenjë e zjarrtë
Nga mrekulli e dashurisë.
Vëllezër! Ne kemi në mendje,
Ne kemi në zemër kthimin
Dhe për gjithë paradiset e humbura
I kemi portat hapur.
Dëshironi! Shpresoni! Dashuroni!
Dhe toka do t'ju përkasë përsëri.

## KËNGA E VDEKJES SË ABELIT

Dergjet mbi bar Abeli i vrarë,
Vëllai Kain e braktis e shkon.
Vjen një zog, ngjyen sqepin më parë
në gjak, tmerrohet, fluturon.

Zogu fluturon mbi botën përreth,
Fluturimi ësht' i frikshëm, klithmë e tij të rrëqeth,
Vajton një vajtim pa mbarim:
Për Abelin e bukur, për vdekjen e tij,
Për Kainin e mbrapshtë e shpirtzi,
Për vitet e rinisë së tij pa kuptim.

Shpejt do t'ia ngulë Kaini shigjetën në gji,
Shpejt do të ndezë luftra dhe sherre ai
Në çdo fshat e qytet e çdo skaj,
Do krijojë armiq për t'i vrarë, pastaj,
Do urrejë ata dhe veten i dëshpëruar,
Do përndjekë ata dhe veten i munduar
Në çdo rrugë duke shkuar gjersa fundi të afrojë,
Çasti kur Kaini vetveten të shkatërrojë.

Zogu fluturon dhe me sqepin e përgjakun
Klith kujën e vdekjes mbi botën mbarë,
E dëgjon atë Kaini, e dëgjon Abeli i vrarë,
E dëgjojnë një mijë nën këtë qiell përhapur,
Po dhjetë mijë e më shumë s'e dëgjojnë përreth,
Për vdekjen e Abelit ata s'duan të dinë

S'duan të dinë as për Kainë,
As për gjakun që nga shumë plagë rrjedh,
As për luftën që ishte gjer dje,
Për atë në romane sot lexojnë se ç'qe.
Për  të gjithë të ngopurit, të gëzuarit,
Të fortët, të palatuarit,
Për ata s'ka Kain, as Abel, as vdekje mizore
Dhe luftën e çmojnë si kohë madhore.

Kur ky zog vajtimtar fluturon përmbi ta,
E quajnë ndjellakeq, ogurzi,
Veten e ndiejnë të fortë ata
Dhe zogun e vogël e zënë me gurë,
Gjersa të heshtë dhe të zhduket ai,
Ose ia krisin muzikës që mos dëgjohet më,
Se zëri i tij i trishtuar i bezdis gjithnjë.

Ky zog sot si askurrë
Me sqep të përgjakun vend më vend fluturon,
Vajtimi i tij për Abelin tejpërtej kumbon.

*Hugo Bal*

## VALLJA E VDEKJES 1916

Kështu vdesim ne, kështu vdesim ne,
Ne vdesim për çdo ditë,
Se është kaq e këndshme të vdesësh.
Mëngjesit ende në gjumë dhe ëndrra,
Në mesditë je atje.
Në mbrëmje kallesh në varr e fle.

Beteja është shtëpia jonë,
Prej gjaku është dielli ynë
Vdekja është shenja dhe parulla jonë.
Fëmijë dhe grua braktisëm ne.
Ç'na duhen ne ata?
Mjafton që të tjerët besim të kenë,
Besim të kenë te ne.

Kështu vrasim ne, kështu vrasim ne,
Ne vrasim për çdo ditë,
Shokët tanë në vallen e vdekjes.
Vëlla, gufoje para meje,
Vëlla, gjoksin tënd!
Vëlla, se ti duhet të vdesësh në këtë vend.

S'ankohemi hiç, s'dëgjohemi hiç,
Ne heshtim për çdo ditë,
Derisa këllqet mund t'i lëvizim.
I fortë është shtrati ynë,
E thatë buka sot.
I gjakosur dhe i njollosur është vetë ky zot.

Të faleminderit ty, të faleminderit ty,
Zoti Kajzer, për këtë nder,
Që për të vdekur na zgjodhe ne.
Fli pra ti, fli pra ti, në paqe dhe qetësi
Derisa s'të zgjon
Kufoma jonë e mjerë që bari e mbulon.

*Bertolt Firtel*

## SA HERË...

Sa herë që varnin
Shokët e mi vdisnin,
Sa herë që vrisnin
Binte një miku im.

Ndër ata që lëngonin
Kisha miq e u ndava
Shumë të njohur i qava
Me lot e me ngashërim.

Për gjithë sa mbytën me gaz,
Për robërit e zhdukur pa gjurmë,
Për gjithë sa mbytën pa zhurmë
Bir isha për ta e baba.

Po bëhet përditë më keq,
Po ne do durojmë, ta dinë:
Deri në ditët që vijnë
Jemi të fortë sa s'ka.

# VENDI

Edhe unë kam kaluar
Përmes grykave të errëta të shpirtit.
Më ndrisnin flakët e dridhura të ëndrrave të mia
Dhe munda dikur të shpëtoja:
Ndoshta aty ishte vendi im.
Por unë u ktheva.
Dhe pas meje vinte skëterra.
Pishtarë njerëzish më tregonin rrugën në kthim.
Atje ku klithte uria,
Atje ish vendi im.
Ku ngriheshin male kufomash,
Atje ish vendi im.
Ku çdo fytyrë ish përlyer me urrejtje,
Atje ish vendi im.
Ku në të vërtetë s'kishte më vend,
po qytete të djegura e gërmadha,
Atje ish vendi im.
Mbi kodra hiri ku ngriheshin trekëmbësha,
Atje ish vendi im.
Atje ku ia mbathnin dhe ku ngrinin krye,
Atje ish vendi im.
Së pari u rrit frika, pastaj kryengritja,
Por atje ish vendi im.
Ku ishte ende përmbytje,
Ku do të rritet bar përsëri,
Ku do të mblidhen tufat e dhenve
Për të mos miratuar kuvendin e bishave,
Atje do të jetë vendi im.
Atje do të banoj pastaj,
Një jetë më të thjeshtë do të bëj,
Se vetëm tani po kuptoj ç'është
I lumtur të jesh.

*Erih Vajnert*

# KËNGË DJEPI

BERLIN

Fli, o bir! Babi yt sot lufton
Për turp të Gjermanisë,
Për zotërinjtë e pasur shkon
Të vrasë larg shtëpisë.

Pse sheh me frikë? Fli, bir, fli!
Babin ata ta kanë marrë.
Ndoshta tani në dhé të huaj ai
Pa lavdi është vrarë.

Ndoshta vjen dhe njëherë pak lumturi
Te kjo dhomë poshtë çatisë!
Ah, të na vinte babi yt përsëri
Me kokardën e lirisë.

## PARIS

Fli, o bir! Babin tënd tani
Gjermani e shtriu përtokë.
Ti s'ke shtëpi, as bukë s'ke ti,
Po ne kemi plot shokë.

Kusarët e huaj sundojnë n'atdhe.
Veç vdekjes asgjë s'ndihet,
Po shpejt, një zjarr i madh gjer në re,
Nga toka franceze do ngrihet.

Fli, bir i dashur! se dua të dëgjoj
Hapat e lirisë tek avitet.
Në ëndrrat e tua, o bir, të uroj
Flamuri ynë të valëvitet.

*Ernst Toler*

## KUFOMA NË PYLL

Grumbull plehu kufomash të kalbura:
Sy të qelqtë, gjak i piksur,
Tru të çarë, zorrë të derdhura,
Ajër që qelbet era kërmë,
Një klithmë e tmerrshme çmendurie!

O gra të Francës,
Gra të Gjermanisë,
Shihini burrat tuaj!
Ata kërkojnë të prekin me duart
e copëtuara
Trupat e mbufatur të armiqve të tyre,
Gjesti, i ngrirë si kufoma, bëhet frymë
vëllazërore.
Po, ata përqafohen,
O përqafim i tmerrshëm!

I shoh, i shoh dhe hesht.
Mos jam bishë, mos jam qen?
Të turpëruar...
Të masakruar...

*Ernst Toler*

## GJERMANIA

Përmes hekurave të qelisë
Fëmijë shoh që luajnë,
Ndryrë në qeli të ndyrë,
Vite burgjesh. . . e torturash. . .
Gjermani,
Bijt' e tu
Për shumë vite
S'do të luajnë me fëmijët.

# MURI I TË PUSHKATUARVE

Nga britmat dhe klithmat përkulej muri.

Posi mbi trup të Sebastianit[1]) vetë,
Ku mijëra shigjeta çelnin mijëra plagë,
Ashtu ndër gurë plumbat linin vragë,
Kur rrodhi gjak mbi rërën tatëpjetë.

Gjithë ditën vdekja prehet mir' e mirë
Dhe toka u pështy, u ndy në gji.
I mjerë e lakuriq dhe vetë zoti rri.
Dhe muri rri me një rënkim të ngrirë,

Nënë e gjithë dhimbjeve pa skaj,
I mori viktimat në zemrën e heshtur të saj.

---

1) Udhëheqës ushtarak romak në kohën e perandorit Dioklecian (284-305). Kur u zbulua se Sebastiani ishte i krishterë, perandori urdhëroi të dënohej me vdekje të mundishme. U vra me shigjeta.

*Bertolt Breht*

## KORAL I MADH FALËNDERIMI

Lëvduar qoftë nata dhe terri që ju kanë mbuluar!
Dilni dhe vetë,
Shihni në qiell, përjetë:
Dita juaj tashmë ka kaluar.

Lëvduar qoftë bari dhe bishat që me ju jetojnë dhe ngordhin!
Shihni, si ju,
Jetojnë bari dhe bishat këtu
Dhe bashkë me ju duhet të ngordhin.

Lëvduar qoftë pema që nga kërma rritet duke brohoritur drejt qiellit!

Lëvduar qoftë kërma, pra,
Lëvduar qoftë pema që e ha,
Lëvduar qoftë qielli atje la.

Lëvduar qoftë nga zemra kujtesa e dobët e qiellit!
Që nuk e di
Emrin dhe fytyrën tuaj tani.
Tani asnjeri s'e di që jeni ende këtu.

Lëvduar qoftë të ftohtët, terri dhe shkatërrimi!
Shihni dhe vetë:
Asgjë s'vjen për ju në jetë,
Kështu që mund të ngordhni të qetë.

# KTHMI

Qyteti i lindjes, si e gjej atë, pra?
Unë ndjek luzma bombash
dhe vij në shtëpi.
Ku është vall' ai? Atje ku ngrihen
Male të përbindshme tymi.
Atje, në mes të zjarreve
Është ai.

Qyteti i lindjes, si po më pret sot?
Para meje vijnë bombarduesit. Lukunia
vdekjeprurëse
Ju lajmëron kthimin tim. Epshe zjarri
I dalin birit përpara.

## ATYRE QË DO TË LINDEN

**1**

Me të vërtetë, po jetoj në kohë të errëta!
Çdo fjalë e çiltër është çmenduri. Një ballë i
lëmuar
Tregon se atje s'ka ndjeshmëri. Ndonjë që qesh
Lajmin e tmerrshëm
Ende s'e ka marrë.

Ç'kohë qenkan këto, kur
Një bisedë për pemët është gati një krim,
Sepse një heshtje fsheh në vete kaq e kaq krime!
Ai atje, që i qetë në rrugë shkon,
Vallë nuk ka ç'të bëjë
Për shokët në hall?

Është e vërtetë: unë ende e fitoj bukën time.
Por më besoni: kjo është vetëm një rastësi.
Asgjë
Nga ato çka fitoj s'më siguron
të ha të ngopem.
Rastësisht kam shpëtuar. (Nëse bie në sy lumturia
ime,
Jam i humbur)
Më thonë: Ha dhe pi! Ji i kënaqur që ke!
Po si mund të ha dhe të pi, kur
Unë një të urituri ia rrëmbej atë që ha, dhe
Kjo gota ime me ujë një të eturi i mungon?
E megjithatë unë ha dhe pi.

Do të bëhesha me gjithë qejf një i urtë.
Në librat e vjetër shkruhet se ç'është e urtë:
Të rrish larg grindjeve të botës dhe këtë kohë të shkurtër
Pa frikë ta kalosh,
Të merresh vesh pa dhunë,
Të keqen me të mirë ta shpërblesh,
Dëshirat e tua të mos i përmbushësh, por t'i harrosh,
Kështu është i urti.
Të gjitha këto s'mund t'i bëj:
Me të vërtetë, po jetoj në kohë të errëta!

2

Në qytet erdha në kohën e trazirave
Kur uria sundonte,
Erdha mes njerëzve në kohën e revoltës
Dhe ngrita krye me ta.
Kështu kaloi koha ime,
Që mbi këtë tokë m'u dha.

E hëngra bukën ndërmjet betejash,
U shtriva të fle në mes vrasësve,
Bëja dashuri pa çarë kokën
Dhe natyrën shihja pa durim.
Kështu kaloi koha ime,
Që mbi këtë tokë m'u dha.

Në kohën time rrugët të çonin në llucë.
Gjuha më tradhtonte te kasapët.
Kisha pak mundësi. Por që sundimtarët
Të uleshin të sigurt pa mua, këtë shpresoja.
Kështu kaloi koha ime,
Që mbi këtë tokë m'u dha.

Fuqitë ishin të pakta.
Qëllimi ish tepër larg.
Ish fare i qartë, ndonëse unë
S'arrija dot gjë.
Kështu kaloi koha ime,
Që mbi këtë tokë m'u dha.

3

Ju, që do të dilni mbi këtë dallgë,
Poshtë së cilës u zhytëm ne,
Kujtoni,
Kur të flisni për dobësitë tona,
Edhe kohët e errëta
Nga të cilat shpëtuat.

Ecnim ne, duke ndërruar vendet
          më shpesh se këpucët.
Përmes luftës së klasave, të dëshpëruar,
Kur vetëm padrejtësi kishte dhe asnjë revoltë.

Megjithatë ne e dinim:
Edhe urrejtja kundër poshtërsisë
I shtrembëron tiparet.

Edhe zemërimi ndaj padrejtësisë
E bën zërin të ngjirur. Ah, ne,
Ne që deshëm ta përgatisnim truallin për miqësi,
S'mundnim vetë të ishim miq.

Por ju, kur të vijë koha
Që njeriu njeriun ta ndihmojë,
Kujtonani
Me dorë në zemër.

*Erih Kestner*

## URITHËT

I

Kur ata, prej luftrave sfilitur,
Thellë në tokë patën zbritur,
Në qytetet bodrume, atje ngritur,
Nga popujt ende s'dihej gjë
Se ndarja ishte përgjithnjë.

Te portat e pusit u mblodhën, pa fjalë,
Me makina qepëse, dosje, bagëti,
Ja, së fundi po mundnin t'i zbrisnin ngadalë,
Përposh, në ato ditë dhe net artificiale.
Dhe villnin nga frika, kur klithte njeri.

Ah, kishin frikë edhe nga retë!
Vërtet ishin re, apo ishte magji?
Për fushat dhe lumin vërtet sillnin shi?
Apo helmin mbanin për popullin e shkretë
Që zbriste i hutuar në thellësi?

Ata ikën tani nga ky prehër natyre,
Braktisën diga, livadh e shtëpi
Dhe det e korije dhe fllad e freski.
Ashensorët i zbritën në strofkën e tyre.
Dhe toka u bë zbrazëti e shkreti.

II

Përposh, në qytetet e fundosur shkojnë;
Fundosur, si dikur Vineta u fundos.
Vazhdojnë jetojnë, psalme dëgjojnë,
Zbërthejnë atome, gazeta lexojnë,
Pushojnë në shtretër dhe lozin bixhoz.

Ajo botë e re ish si ëndërr e rreme.
Horizonti ish xham i ngjyruar.
Frika ra në gjumë. Njerëzimi i kish harruar.
Veç nënat tregonin përralla me pemë,
Me vjollca, me hënë dhe bar të bleruar.

Qiell dhe tokë legjendë ngel.
E djeshmja si vjershë e vjetër ngjason.
Më s'dinte njeri për kullën Babel.
Më s'dinte njeri për Kain e Abel.
Dhe mbi varret ndriçonte dritë neon.

Specialistët punonin, vrojtonin përherë,
Ndër aparate si punë magjish.
Në periskopët vështronin vazhdimisht
Se prisnin e prisnin mos vinin të tjerë,
Po të tjerë, të vinin, më s'kish.

III

Ndërkaq atje lart rrënoheshin qytete.
Stacione dhe ura përmbyseshin tok.
Fabrikat së largu ngjasonin skelete,
Njerëzimi kish humbur bastin me veten
Dhe Pani[1]) prapë kish' mbetur pa shok.

Dhe pylli përparonte, gërmadhat mbulonte,
Dritaret kaptonte, makinat pushtonte,
Kullat rrethonte me gjeth' e me bar,
Lokomotivat shalonte, me to lodronte
Dhe Krishtin rrëzonte përmbi altar.

Dhe përsëri sundon ligj i amshuar vetë.
Pllakat me kodet s'i përdor më njeri,
Dëbora dhe arinjtë u binden tani.
Dhe qielli u përket zogjve me fletë
Dhe deti peshqve u takon përsëri.

Veç njëherë, në pranverë, ajo lloj qetësie
Nga tanket e blinduar që dolën, u prish.
U kthyen ngarkuar me degët e qershive
Për t'ua treguar përposh lulet fëmijëve,
Pastaj portat e pusit u mbyllën sërish.

---

1) Sipas mitologjisë greke ishte biri i perëndisë Hermes. Parafytyrohej si qenie me trup e fytyrë njeriu, por me brirë, këmbë e thundra cjapi. Shoqëronte zanat e pyllit në gjueti ose në vallëzim duke i rënë fyellit baritor të shpikur prej tij.

*Ernst Bush*

## HANS BAJMLERI

Në Madrid, mbi barrikadë,
Në rrezik edhe në zjarr,
Tok me shokët në brigadë
Plot urrejtje, dhe et për shpagë
Ngrihej Hansi, komisar.

Prej atdheut pat mërguar,
Pati shkuar vullnetar.
Dhe në Spanjën gjakmbuluar,
Vegjëlinë për ta çliruar,
U vra Hansi, komisar.

Ai plumb pat fluturuar
Prej atdheut ku u le.
Fort mirë e pat shënuar,
Dhe mirë e pat qëlluar,
Gjermane pushka qe.

Ne sot të çojmë fjalë
Tek mbushim pushkët tok:
Armikut — plumb në ballë,
Do rrosh, mes nesh, i gjallë,
Hans Bajmler, ti, o shok.

*Mari Luize Kashnic*

## HIROSHIMA

Ai që vdekjen hodhi mbi Hiroshima
Hyri në manastir, u bie atje kambanave.
Ai që vdekjen hodhi mbi Hiroshima
Kërceu nga karrigia dhe në litar u vetëvar.
Ai që vdekjen hodhi mbi Hiroshima
U çmend, fantazma sheh
Qindramija, që natën i dalin përpara
Ngritur nga pluhuri për të.

Asgjë nga këto s'është e vërtetë.
Para pak kohësh e pashë atë
Në kopshtin e vilës së vet në të hyrë të qytetit.
Gjerdhet ishin ende të reja dhe kaçubet e
trëndafilave
plot bukuri.
S'rriten kaq shpejt ato që tjetri ka mundur t'i
fshehë
Në pyllin e harresës. E mirë ish në të parë
Shtëpia e zhveshur jashtë qytetit, gruaja e re
Që pranë tij rrinte me një fustan me lule,
Vajza e vogël kapur pas dorës së saj,
Djali kalëronte në kurriz të tij
Dhe përmbi kokën e tij, vërtiste kamxhikun.
Shquhej fare mirë edhe ai vetë
Katërkëmbësh mbi lëndinën me bar, fytyra
E shtrembëruar nga të zgërdhirët, se fotografi,
Syri i botës, para gardhit qëndronte.

*Gynter Ajh*

## MENDO PËR KËTË...

Mendo për këtë, që njeriu bëhet armik i njeriut
Dhe që mendon ta zhdukë.
Mendo për këtë gjithnjë, mendo për këtë tani.

Në një çast në prill,
Nën këtë qiell të vranët,
Ndërkohë që gjelbërimi të duket sikur vjen me
një muzikë të ëmbël,
Vajzat shpohen nga gjembaçë
Nën këngën e laureshës.
Edhe këtë çast, mendo për këtë.

Ndërkohë që ngjëron verën në qilaret e Rinit
Ose vjel portokaj në kopshtet e Alikantes[1]),
Ndërkohë që të merr gjumi në hotel Miramar
pranë plazhit të Taorminës[2])
Ose ndez një qiri në varrezat e Fojhtvangenit
ditën e të Vdekurve,
Ndërkohë që nxjerr rrjetat në Detin e Veriut
Ose merr një vidë nga konvejeri në Detroit.
Ndërkohë që mbjell fidanë në tarracat orizore
të Seçuanit,
Ose nget mushkën përmbi Ande —
Mendo për këtë!

---

1 — Qytet i Spanjës. Port në detin Mesdhe.
2 — Qytet në Siqeli të Italisë.

Mendo për këtë, kur një dorë të përkëdhel me
me dashuri,
Mendo për këtë në përqafimin e gruas sate,
Mendo për këtë kur qesh fëmija yt!
Mendo për këtë, që pas shkatërrimeve të mëdha
Gjithkush do të dëshmojë që ishte i pafajshëm.

Mendo për këtë:
Askund në hartë s'është Koreja dhe Bikini,
Është në zemrën tënde.
Mendo se ti je fajtor për të gjitha tmerret
Që ndodhin larg teje.

*Johanes Bobrovski*

## LULE SHTOGU

Vjen
Babeli, Isaku.
Ai thotë: Gjatë pogromit,
Kur isha fëmi,
Pëllumbit tim
i këputën kokën.

Shtëpi në rrugën e drunjtë,
me gjerdhe, përreth shtogje.
Pragu i lyer me të bardhë,
Shkalla e vogël përposh
Atëherë të kujtohet:
Gjurma gjaku.

Njerëz, ju thoni: Të harrojmë —
Vijnë njerëz të rinj,
me buzëqeshjen si kaçuba shtogu.
Njerëz, shtogjet mund
të vdesin
nga harresa juaj.

*Viland Shmid*

## MBI SUPET E MIA

Babën mbaj mbi supet e mia,
Mbi kurrizin tim.
Shoh rreth vetes kur vjen ndonjë fotoreporter.
Ç'dreqin kërkojnë nga ne?

A s'është gjëja më e natyrshme e botës
që unë babën mbart me vete
nëpër tokën e mitraluar të Koresë,
larg zonës së zjarrit,
larg prapavijës së luftës,
kur ai është i uritur e i dobët në mesditë
dhe këmbët të lodhura i ka nga ecejaket e gjata,
nga ditët dhe netët midis fronteve?

Ndiej babën tim
mbi supet e mia.
Kështu e mbante Enea Ankizin plak
larg Trojës së shkatërruar,
Kështu do të më mbajnë mua bijtë e mi
përmes plasjes së shrapnelave të luftës së ardhshme,
përmes vërshëllimës së flakëhedhësve,
që bëjnë dritë për filmat dokumentarë.

*Hajnc Rudolf Unger*

## COMPANERO VICTOR JARA[1]) PRESENTE

Për gjithë ata që i zuri gjumi në leksion,
si dhe me dëshirën këmbëngulëse të reaksionit,
do të përsëritet «Vdekja e Orfeut»
në stadiumin e madh të Santiagos.

Përpara grykës së pushkëve, para surratit të
xhelatit,
këndoi Viktor Jara me gojë të copëtuar
këngët e tij për pushtetin e popullit
dhe për të ardhmen e tij të patundur.

Gishtat e tu mundën t'i thyenin, Viktor Jara,
dorën tënde, kitarën tënde, jetën tënde,
por këngët e tua u bënë këngët tona
dhe këngët tona era
s'na i merr dot më nga goja.

---

1. Viktor Jara — poet e këngëtar kilian, u vra nga fashistët në stadiumin e Santiagos më 1973.

*Po reja atje u shfaq veç ca minuta,*
*Kur ngrita sytë ta shoh, nga era u shpërnda.*

# PRANVERA, DASHURIA

* * *

Unë jam yti, imja je ti.
Këtë ta dish me siguri.
Ty të kam mbyllur
Në zemrën time.
Çelësin e humba, s'di se ku.
Ti do të mbetesh mbyllur këtu.

* * *

Eja, eja, shoqe moj,
Ty të lus, ty të kërkoj,
Ty të lus, ty të kërkoj,
Eja, eja, shoqe moj.

Ti, buzëmblatrëndafil,
Eja, eja më shëro,
Eja, eja më shëro,
Ti, buzëmblatrëndafil.

## KËSHTU, PRA, TË VARFRËN DO TË MARR

Na ishin dy shoqe që bashkë, kudo,
Shëtisnin e gjë s'i ndante.
Dhe njëra ish e qeshur ndër to,
Po tjetra shumë qante.

«O shoqe e dashur, shoqe moj,
Pse qan kështu paprerë,
Mos qan për pronat e babait,
Apo mos qan për nderë?»

«Nuk qaj për pronat e babait tim
Dhe as për nderin s'qaj
Ne duam tok të njëjtin trim
Dhe s'di se si ta ndaj.

«O shoqe e dashur, shoqe moj,
Ma lërë mua djalin.
Unë të jap vëllanë tim
Dhe plot para të falim.»

«Jo, nuk e dua vëllanë tënd,
As pasuri nuk dua,
S'dua flori dhe as argjend,
Veç atë djalë dua.»

Po djali prapa një bliri rri,
Dëgjon të gjitha ç'u thanë.
«O zot, i madh! As unë s'di
Me cilën të mbaj anë.»

Po mora të pasurën, me siguri,
E varfra ka për të qarë.
Po mora të varfrën, kushedi
Dhe ndoshta na shkon mbarë.

Në pastë e pasura pare një kosh,
Për vete do t'i mbajë.
Në pastë e varfra vetëm një grosh,
Me mua do ta ndajë.

Kështu, pra, të pasurën do ta le,
Të varfrën do marr përgjithmonë,
Të dy të fortë e të rinj jemi ne,
Do mund ta nxjerrim bukën tonë.

## VAJZA IME BUZËTRËNDAFIL

E dashur, buzëtrëndafil në lulëzim,
Kush të puth ty, gjen shërim.
O ti, o ti, o ti!
O vajzë vetullzezë,
S'më lë në qetësi.

Me faqe të kuqe e të bardha më je,
Si agim i purpurt mbi borën e re.
O ti, o ti, o ti!
O vajzë vetullzezë,
S'më lë në qetësi.

Dy sy të zinj si nata m'i ke,
Kur vetëm dy yje ndritin atje.
O ti, o ti, o ti!
O vajzë vetullzezë,
S'më lë në qetësi.

E dashur, ti je si ky qiell blu
Që ngrihet mbi ne, kaq i bukur këtu.
O ti, o ti, o ti!
O vajzë vetullzezë,
S'më lë në qetësi.

## DASHURIA E FSHEHTË

Asnjë zjarr s'djeg aq fort, asnjë prush,
Sesa një dashuri që s'e di askurrkush.

As karafil, as trëndafil aq fort të bukur s'ka
Sa dy të dashuruar, qëndruar krah për krah.

Në zemër një pasqyrë më vërë dhe shiko
Se sa besnik qëndroj, përherë dhe kudo.

## AH! ERDHI KOHA PËRSËRI

Ah! Erdhi koha përsëri,
kur këng' e zogjve nuk pushon.
Se dimri shkoi, bora u shkri
dhe bliri bukur po bleron.
Me lloj-lloj lulesh plot shkëlqim,
U mbush lëndinë e livadh.
Sot mbushen zemrat me gëzim
dhe zemra ime me gaz të madh.

## KRISTIANËS

Një yll ish n'hapësirë,
një yll si për çudi,
që ndrinte aq i dlirë
dhe aq me dashuri.

E dija se ku rrinte
në qiell, atje tej
dhe sapo mbrëmja binte
kërkoja gjer ta gjej.

E gjeja nat për natë
i mbushur me gëzim
dhe rrija shihja gjatë
në qiell yllin tim.

Sot ylli është zhdukur,
sot rri kërkoj më kot
një yll aq fort të bukur,
po më nuk e gjej dot.

*Matias Klaudius*

## NËNA PRANË DJEPIT

Fli bir i ëmbël, fli, mos qaj!
Fort i ngjet babit ti!
Më kot u tall e tha babaj
Që s'ke hundën e tij.

Fytyrën sot erdhi ta pa
Dhe tha: Nga gjithsa shoh
Prej meje plot tipare ka,
Po hundën time, jo.

Ke hundën të vockël, e di,
Po është' ajo, patjetër;
Se, të mos ish hunda e tij,
Ku do të gjeje tjetër?

Fli, bir, fli, se babi qesh,
Shpesh bën shaka ai;
Hundën e tij le mos ta kesh,
Veç ki zemrën e tij.

*Gotfrid Byrger*

# LENORA

Lenora u zgjua në mëngjes
Nga një ëndërr që s'rrëfehesh.
I vdekur je a i pabes'?
Vilhelm, kur do të kthehesh?
Ushtar me mbret Fridrihun shkoi
Atje në Pragë ku luftoi,
Po nuk i kishte shkruar
I gjallë në kish' shpëtuar.

Dhe mbreti u lodh e u këput
Nga kaqë luft' e gjaqe
Dhe shpirt' i tij i fort' u zbut,
Së fundi bëri paqe.
Dhe zotërinjtë me tralala
E me daulle e me zurna
E me dafina e stolira
U kthyen gjith' nëpër shtëpira.

Dhe anekënd si mizëri
Në rrug' e shtigje shkojnë
Plak e i ri me brohori
Të ardhurit t'i takojnë.
«Mirë se vjen!» — thërret nënë e bir
«Lavdi o zot!» — ndonjë fakir,
Por ah! Se për Lenorën
Sot shpresat krejt u borën.

«O nënë! Nënë! Vate, shkoi!
Ka humbur, jam e bindur!

Veç vdekjen, vdekjen do fitoj!
O, të mos kisha lindur!
Ti, drita ime, u fik, u ter!
Vdis, vdis në natë e në tmerr!
Te zoti mëshirë s'gjeta;
O, mjerë, un' e shkreta!»

«O zot, ndihmo! Mos ma dëno
Këtë vajzë të ngratë!
S'kupton ajo ç'flet gjuha, jo;
Mos ia quaj mëkatë.
Ah, bijë, harro se ç'heq mbi dhe,
Mendo për zotin që na sheh.
Kështu të bësh, moj bijë,
Që dhëndri të të vijë.»

O zot, na ndih! Hidh syt' e shih!
Një lutje, bijë, thuaj!
Zot, zot, për ne mëshirë ki!
Bëj ti që të mos vuaj!»
«O nënë, nënë! Ç'marrëzi!
S'më jep dot zoti mirësi.
Ç'më ndih, ç'më ndih një lutje?
Asgjë, këtej e tutje!»

«Ndihm' o zot! Kush të njeh baba
E ndih ti si fëminë;
Se sakramenti fuqi ka
Përmbi fatkeqësinë.»

«O nënë, nënë! Ç'më përvëlon,
S'ka sakrament që ma shëron,
Se më s'i kthen në jetë
Të vdekurit e shkretë.»

«Dëgjo, moj bijë! Po nëse
Ky burrë i pabesë
Një tjetër grua zë atje
Dhe lidhet me martesë?
Braktise, bijë, me përçmim!
Nga kjo ai s'ka përfitim.
Atë që e prish benë
E bren betimi i rremë.»

«O nënë, nënë! Vate, shkoi!
Ka humbur, jam e bindur!
Veç vdekjen, vdekjen do fitoj!
O, të mos kisha lindur!
Ti, drita ime, u fik, u ter!
Vdis, vdis në natë e në tmerr!
Te zoti mëshirë s'gjeta
O, mjerë, un' e shkreta!»

«O zot, ndihmo! Mos ma dëno
Këtë vajzë të ngratë!
S'kupton ajo ç'flet gjuha, jo;
Mos ia quaj mëkatë!
Ah, bijë, harro se ç'heq mbi dhe,

Mendo për zotin që na sheh,
Kështu të bësh moj bijë
Që dhëndri të të vijë.»

«O nënë! Ç'quan lumturi,
Dhe ç'quan ti skëterrë?
Me të, me të kam lumturi,
Pa të e kam skëterrë!
Ti, drita ime, u fik, u ter!
Vdis, vdis në natë e në tmerr!
Pa të, çdo gjë — e kotë
S'kam lumturi në botë!»

I vlon tërbim e dëshpërim
Në tru e në damarë
Sa dhe me zotin ka guxim
Të grindet si e marrë.
Çjerr gjoksin, duart i kafshon,
Deri sa dielli perëndon,
Gjersa në qiejt e lartë
U dukën yjt' e artë.

Po jashtë, ja! Shkon trap, trap, trap.
Mos ishte kalë vallë?
Mos ish' kalorës që zbret vrap
E ngjitet nëpër shkallë?
Dëgjo! Përgjo! Te porta pret

Dhe lehtë-lehtë zë troket.
Nga porta, me ngadalë,
Dëgjohen këto fjalë:

«Çohu! Çohu! E dashur, ti,
Je zgjuar a në gjumë?
Beson tek unë përsëri?
Po qesh a qan më shumë?»
«Ah, Vilhelm, ti?... kaq von', ç'të gjet'?
Kam qarë e pritur dit' e net.
Ah, ç'vojtje kam duruar!
Nga vjen kaq i vonuar?»

«Veç në mesnatë kalëroj,
Po vij nga Bohemia,
Vij të të marr e po nxitoj
Të shkojmë te shtëpia.»
«Ah, Vilhelm, brenda nuk po hyn?
S'sheh ç'breshër bie, ç'erë fryn?
Qëndro në dhomën time,
Të ngroh me përqafime!»

«S'ka gjë se fryn e breshëron,
Se fryn e shfryn furtunë.
Vraçi gërmon, mahmuza shpon;
Këtu më s'rri dot unë!
E dashur eja, me nxitim

Kërce këtu mbi vraçin tim,
se mijra milje kemi
Në shtrat gjersa të vemi.»

«Ah! Mijra milje do përshkoj
Për te ky shtrat i shkretë?
Dëgjo! Kambana ra, shënoi
Plot orën njëmbëdhjetë.»
«Pa shih! Pa shih! Hëna ndriçon.
I vdekuri shpejt kalëron.
Vë bast që sot do zbresësh
Te shtrati i martesës.»

«Më thuaj, shtratin si e ke?
Po dhoma është larg?»
«Larg, larg. . . e qetë, e ftohtë atje
Me drrasa rreth e qark.»
«Ka vend për mua?» — «Për të dy!
E dashur, shpejt, kërce aty!
Na presin miqësia,
E hapur pret shtëpia.»

Dhe vajz' e dashur me vërtik
Mbi vraç kërcen pas pak
Dhe kap kalorësin besnik
Me duart si zambak.
Dhe kali shkon e hop, hop, hop,

Vrapon, shkumon n'atë galop
Kalorsi e kali i tija
Tek shkel po shkrep shkëndija.

Dhe djathtas, majtas, fluturim,
Përpara sysh u shkojnë
Livadhe, fusha pa mbarim.
Tek shkojnë urat gjëmojnë!
«Ke frik' e dashur?. . . Hëna ndriçon!
I vdekuri shpejt kalëron!
Ke frikë nga të vdekurit vetë?»
«O! Lëri ata të qetë!»

Ç'kumbon kështu e kush këndon?
Po sorrat këtu ç'sosin?
Kambana kumbon! Kënga ushton:
«Sot trupin do varrosim!»
Dhe ja! Afron një procesion
Që mban qivurin e këndon,
Po kënga i ngjante shumë
Bretkosave në lumë.

«Varrosim trupin natën ne,
Mes kënge dhe dënese.
Tani ju sjell nusen e re;
Shpejt, në gosti martese!
Eja xhakon! Eja në kor
Një këngë dasme këndo me zor!
Prift, eja dhe bekona
Në shtrat, mbi trupat tona.»

Hesht zhurmë e zë. . . në atë çast
Qivuri i bindur ndali,
Po shpejt e shpejt u shkon nga pas
Në gjurmë t'atij kali.
Dhe kali shkon e hop, hop, hop,
Vrapon, shkumon n'atë galop
Kalorsi e kali i tija
Tek shkel po shkrep shkëndija.

Dhe djathtas, majtas, shkonin vrik
Vargmale, fusha, pemë
Dhe djathtas, majtas, shkonin vrik
Qytete e fshatra ç'qenë.
«Ke frik' e dashur?. . . Hëna ndriçon
I vdekuri shpejt kalëron!
Ke frikë nga të vdekurit vetë?»
«Oh! Lëri ata të qetë!»

Shiko! Shiko! Ç'vallzon kudo
Tek del prej thellësirash
Dhe herë duket, herë jo,
Kjo turmë fundërrirash.
«Haha! Hihi! Ti fundërri!
Pas meje eja përsëri
Për dasmë të kërceni
Kur ne në shtrat të vemi.»

Kjo fundërri me hi, hi, hi,
Vjen e i ndjek nga prapa

Si vorbull ere ndër lajthi
Që ngre gjethet e thata,
Dhe kali shkon e hop, hop, hop,
Vrapon, shkumon n'atë galop
Kalorsi e kal' i tija
Tek shkel po shkrep shkëndija.

Si fluturon përreth gjithçka!
Si fluturojnë pyjet!
Si fluturojnë përmbi ta
Dhe qielli dhe yjet!
«Ke frik' e dashur?... Hëna ndriçon!
I vdekuri, shpejt kalëron!
Ke frikë nga të vdekurit vetë?»
«O! Lëri ata të qetë!»

«Vraç! Vraç! Më ngjan se gjeli klith! —
Shpejt do mbarojë rëra!
Vraç vraç! Erë mëngjesi po thith.
Vraç! Vrap shko mbi të tëra!
Mbaroi, mbaroi për ne ky vrap!
Shtrat' i martesës ja! U hap!
Të vdekurit shpejt kalërojnë!
Te vendi, te vendi, afrojmë!»

Një portë hekuri, aty,
Përshkoi me fre lëshuar.
Me një të rënë, shul e dry,

Në çast i pat' shkallmuar.
Dhe porta tejpërtej u hap
Dhe përmbi varret shkojnë vrap.
Ndriçonin gurë varresh
Nga hëna që po vdaresh.

Pa shih! Pa shih! Në çast se si —
Uh! Ç'mrekulli e tmerrshme! —
Krejt copa-copa trup' i tij
U shkri si eshk' e hershme.
Një kafkë pa baluke e flokë —
Kafkë të zhveshur kish' si kokë
Dhe krejt skelet ish' trup' i tërë
Me kosë në dorë dhe orë me rërë.

Pa ngrihet kali kas këtu
Dhe shfryn e shkrep shkëndija
Dhe hu! Kështu përposh diku
Fundos e humb si hija.
Nga lart një zë seç ulërin,
Përposh një tjetër angullin.
Iu drodh zemra Lenorës
Mes vdekjes e jetës, së gjorës.

Tek ndrinte hëna, nëpër të,
Në valle rrotull vinin,
Të gjithë shpirtrat një pas një

Dhe bashkë ulërinin:
«Durim! Durim! Dhe zemra në plas
Me zotin në qiell mos ki maraz.
Nga trupi sot je çliruar,
Shpirti te zoti ka shkuar.»

*Johan Volfgang Gëte*

## TAKIM DHE NDARJE

S'më mbante vendi. Shpejt, mbi kalë!
Dhe në një çast u bë gjithçka;
Unë ik e mbrëmja bie ngadalë
Dhe përmbi malet nata ra;
Në mjegull veshur dukej pisha
Si katallan vigan atje
Ku errësira që nga gëmusha
Me njëqind sy të zinj më sheh.

Që përmbi retë hën' e zbehtë
Si e mjeruar ndrit përreth,
Erërat lëkundin flatrat lehtë
Me vërshëllimë që të rrëqeth.
Përbindsha zgjonte e çonte nata,
Por më s'më trembte dot askush:
Se në damarë zjarrë pata!
Se mu në zemër pata prush!

U pamë ne dhe gaz e prehje
Më dhe kur pe me ata sy.
E kisha zemrën plot prej teje,
Çdo frymëmarrje ish për ty.
Me ngjyrë trëndafil pranvere
Gjithë pamja jote mbushej plot.
Dhe ç'përkëdhelje — o zot — athere!
Sa, ndoshta, s'meritoja dot!

Por, ah, se që pa gdhirë mirë
Nga ndarja zemra u ndrydh sërish:

Në puthjen tënde, ç'gaz të dlirë!
Në syt' e tu, sa dhimbje kish!
Unë ik, ti sytë ul e çohesh,
Mes lotësh bën të më shikosh;
Por, ç'lumturi të dashurohesh!
Dhe ç'lumturi të dashurosh!

## PËR FRIDERIKE BRIONIN

I zymtë, i hirtë agimi
Mbi fushën tej u ndeh,
Në mjegull rruzullimi,
Mbështjellë krejt u fsheh.
O e ëmbla Friderikë,
Të kem të vij te ti,
Në sytë e tu magjikë
Ka diell e lumturi.

Dhe lisi, ku së pari
Dy emrat gdhendëm ne,
Po thahet nga acari
Që than gjithçka mbi dhe.
I blerti bar në arë.
Si un' u zbeh kudo,
Se diell më s'ka parë
Dhe un' Fridrikën s'shoh.

Në vreshtë vete vetë,
Këpus bistakë atje,
Gjithçka përreth ka jetë,
Po nxirret verë e re.
I vetëm si askushi
Mendoj, ah, t'ish ajo!
Ti falja vile rrushi,
Ç'më falte ajo për to?

# E DASHURA SHKRUAN PËRSËRI

Pse kthehem përsëri te këto fletë?
I dashur, mos më pyesje më mirë,
S'kam ç'them, me të vërtetë, po kam dëshirë
Ta mbash në dorë letrën time, vetë.

Meqë s'vij dot, kjo letër le të jetë
Prej zemrës sime ç'është më e dlirë,
Gëzim, rënkim e shpresë e dëshirë;
Gjithçka që s'pat fillim e fund s'do ketë.

Sot dëshiroja fort mos të ta thoja
Se në dëshira, ëndrra dhe mendime
Besnikja zemër kthen e vjen te ti.

Kështu dikur qëndroja e të shikoja
Dhe s'flisja dot. Ç'të thoshte goja ime?
E gjitha isha si në mrekulli.

* * *

Jam betuar shpesh, i bindur,
Shishes më mos t'i besoj,
Po sot ndihem i rilindur,
Pijetoren kur shikoj
S'di se ç't'i lëvdoj më tepër,
Verëpurpur, qelqkristal.
Tapën heq e s'mbetet tjetër,
Shishja bosh, unë s'di si dal.

Jam betuar shpesh, i bindur,
Shishes më mos t'i besoj,
Po sot ndihem i rilindur,
Kam guxim të të shikoj.
Bëma, siç ia patën bërë
Më të fortit burrë, pra:
Pritmi flokët me gërshërë,
Moj e dashur Delila!

# NGA ELEGJITË ROMAKE

Folmëni, gurë, o flisni, pallate të larta!
Rrugë, thoni një fjalë! Gjeni, a je gjallë tashti?
Po, ësht' e gjallë gjithçka në muret e tua të shenjta,
Romë e përjetshme! Vetëm se s'flet e rri qetë gjithçka.
O, po kush pëshpërit, në ç'dritare vështroj
Një krijesë aq të këndshme që me zjarr më freskon?
E gjej dot rrugën sot ku përherë e gjithmonë
Vete e vij tek ajo dhe kohën e çmuar humbas?
Prapë kisha sodis dhe pallate, gërmadha dhe shtylla
Si një burrë me mend që me vend udhëtimin përdor,
Por mbaron shpejt gjithçka; pastaj mbetet një tempull,
I Amorit ësht' ai që të lumturit pret.
Një botë më vete, o Romë, je ti; porse pa dashuri,
Bota, botë s'do qe, Roma, Romë s'do ish.

*Fridrih Shiler*

## VAJZA E HUAJ

Te ca barinj, në një luginë,
Posi gjithmonë, çdo vit të ri,
Sapo laureshat zënë cicërijnë,
Shfaqej një vajzë plot bukuri.

Ndër ato vende ajo s'kish lerë,
Se prej nga vinte s'dinte njeri,
Dhe gjurmë e saj humbte menjëherë,
Sapo largohej përsëri.

Ish frymëzim prani e saj,
Çdo zemër rritej me gufim.
Dhe kishte hire të mëdha,
Sa gjithë e shihnin me nderim.

Me vete lule dhe fruta binte,
Rritur në vende larg, kushedi,
Ku tjetër diell vinte i ndrinte,
Ku ish natyra plot lumturi.

Dhurata ndante dorë më dorë,
Këtij — një lule, një frutë — atij
Dhe qoftë i ri a plak i gjorë
Me duar plot kthente në shtëpi.

Të gjithë i priste e i takonte,
Por, sa shikonte një çift të ri,
Ç'kish më të mirë ua dhuronte,
Më t'bukurën lule dhe dashuri.

# DJALOSHI TE BURIMI

Te burimi rri një djalë,
Për kurorë lule mbledh
I ra lulja përmbi valë
Dhe mbi valë e sheh si bredh:
Kështu shkuan ditt'e mia,
Si burimi që rrjedh shpejt!
Dhe kështu m'u vyshk rinia,
Si kurora q'u vyshk krejt.

Mos më pyet pse rri trishtuar
Te kjo moshë në lulzim!
Sot gjithçka është e gëzuar
Mes pranverës plot blerim,
Po ky kor prej mijrash zëra
Që natyrën po e zgjon
Zgjon në gjoksin tim plot gjëra,
Më zgjon brengën që rëndon.

E ç'më duhet gazi mua
Që pranvera sot më dha?
Vetëm njërën, njërën dua.
E kam pranë e larg sa s'ka.
Krahët hap i përmalluar
Të kap hijen e asaj
Ah, por është fort larguar!
Zemra prehje s'gjen e fshaj.

Eja, vajzë, si njëherë.
Braktis kullat e gjithkënd
ç'lule solli kjo pranverë
Do t'i shtroj mbi prehrin tënd
Zjen nga këngët pyll'i bushtë,
Kroi rrjedh e mërmëron!
Dhe kasollja më e ngushtë
Dy dashnorëve u mjafton.

*Fridrih Matison*

## ADELAIDE

Endem i vetmuar në kopshtin pranveror
Rrethuar si prej drite të magjishme
Që mes degësh plot lule përshkon e jehon:
Adelaide!

Përsipër çdo vale, në dëborën mbi male,
Mes reve ngjyer në ar të perëndimit,
Nga çdo yll që vezullon, pamja jote rrezaton,
Adelaide!

Fllade mbrëmjesh fëshfërisin nëpër fletë,
Lule maji pëshpërisin lehtë-lehtë,
Valët mërmërojnë, bilbilat ia thonë:
Adelaide!

Dikur, o mrekulli! mbi varr do shohësh ti
Një lule çel nga hiri i zemrës sime,
Petalekuqëluar, përsipër mban të shkruar:
Adelaide!

*Fridrih Hëlderlin*

# ATDHEU

Plot gëzim kthehet lundërtari për në atdhe në rrymën
e qetë,
Nga ishuj të largët, kur fiton diçka;
Kështu do të kthehesha dhe unë, po të kisha
Fituar aq të mira sa dhimbje.

Ju, brigje të shtrenjta, që më përcollët dikur,
Ma qetësoni ju dhimbjen e dashurisë, më premtoni ju
Pyje të djalërisë sime edhe një herë qetësinë,
Po të kthehem?

Në lumin e freskët, kur shihja lodrën e valëve,
Në rrjedhën, ku varkat shihja të rrëshqisnin,
Aty do jem së shpejti; o ju male të dashura,
Që më mbanit në prehër dikur, caqe të sigurta

Të atdheut t'adhuruar, shtëpi e nënës
Dhe përqafime të njerëzve të dashur,
Së shpejti do t'ju përshëndes, do më pushtoni
Dhe zemrën do ma shëroni

Ju, që më mbetët besnikë! Por unë e di, e di,
Kjo dhimbje e dashurisë nuk shërohet kaq shpejt,
Ajo s'këndon asnjë ninullë prej gjirit tim,
Siç këndojnë vdekatarët për t'u ngushëlluar.

Se ata, perënditë, që zjarrin qiellor na falin,
Na dhurojnë gjithashtu dhe dhimbjen e shenjtë,
Prandaj i tillë mbes. Një bir i kësaj toke jam,
I lindur për dashuri dhe vuajtje.

*Ludvig Tik*

## *P R A N V E R A*

Pranvera s'harron të vijë përsëri,
Kur lejlekët dhe dallëndyshet zbresin mbi livadh
duke fluturuar,
Dimrit pushtetin ende s'ia ka marrë njeri,
Tani zgjohet e qesh fëmija i praruar.

Pastaj lodrat e veta t'i mbledhë kërkon,
Që dimri plak ia ka prishur e shpërndarë,
Pyllin me flakë të blertë pastron,
Bilbilit i mëson këngën e parë.

Me dorë të trëndafiltë pemët ledhaton,
Ngjitet pastaj përmbi degët e kajsisë,
Me lule para gjetheve si me dëborë i mbulon
Dhe kokën tund prej kënaqësisë.

Pastaj futet në pyll e fle përdhe,
Frymën e tij të ëmbël duke shpërndarë,
Rreth gojës së vet të kuqe e të brishtë, atje,
Vjollca dhe luleshtrydhe shpërthejnë përmbi bar.
Sa kuq e blu qesh përsëri
Lugina, kur zgjohet ai!

Në çdo kopsht të rrethuar që sheh
Përsipër hekurave ai kalon,
Të rrijë t'i hapë me çelës s'ka nge,
Se s'ka mur të lartë që e pengon.

Dëborën nga rrugët pastron me shpejtësi
Dhe degët e aheve i krasit.
As natën nuk çlodhet e nuk fle ai,
Gërmon e punon dhe kur hëna ndrit.

Pastaj thërret: «Shokët e lodrave ku janë,
Që kaq gjatë në tokë ndenjën mbuluar?
Të gjithë i ftova të vinin këtu pranë
Dhe kohën ta kalonim së bashku, të gëzuar.»

Zambaku gishtërinjtë e bardhë zgjat, ndërsa
Del tulipani e rri me kryet plot stoli,
Afrohet trëndafili me thjeshtësi
Dhe gjith lulet e tjera, të vogla e të mëdha.

Qilimi ngjyrëshumë tashmë ka mbaruar,
Nga gjethe jasemini del dashuria,
Njerëzit falënderojnë. këndojnë zogjtë me mija,
Të gjithë ndihen të lumtëruar.

*Adelbert Shamiso*

## DASHURI E TRADHTUAR

Ne putheshim natën, e dashur,
Askurrë njeri nuk na pa;
Veç yjet na shihnin nga qielli,
Ne kishim besim tek ata.

Po ja që një yll i këputur
Në det i tregoi gjithë ç'pa;
Dhe deti me rremën se ç'foli
Ajo peshkatarit ia tha.

Dhe vetë pastaj peshkatari
Së dashurës me këngë ia tha;
Sot djem e vajza e këndojnë
Në sheshe dhe rrugë të mëdha.

*Justinus Kerner*

## PAMJA MË E BUKUR

Fort bukur ngjajnë në qiell
Dy yje që rrinë puq,
Si dhe dy trëndafila
Ku njëri tjetrin skuq.

Po fort më bukur duket —
Me bukuri pa shok —
Kur dy të dashuruar
Të lumtur rrinë tok.

*Hajnrih Hajne*

* * *

Të desha dikur dhe të dua pa fund.
Sikur bota të bëhet thërrime,
Mbi gërmadhat e saj do ngrihen
gjithkund
Flakët e dashurisë sime.

* * *

Un' eci përmes lulesh
Dhe vetë lulëzoj.
Un' eci si në ëndërr.
Aq sa mezi qëndroj.

O, mbamë fort, e dashur!
Nga dehje e dashurisë
Do të të bie në gjunjë
Në sy të njerëzisë.

# ASRA

Ditë për ditë vjen e vete
Bijë e bukur e Sulltanit
Ndajnatëherë te shatërvani,
Ku shkumbon burim i bardhë.

Ditë për ditë një skllav qëndroka
Ndajnatëherë te shatërvani
Ku shkumbon burim i bardhë;
Ditë për ditë m'i zbehtë u bëka.

Një ndajnatë i tha papritur
Bijë e bukur e Sulltanit:
«Emrin tënd desha të dija,
Nga ç'vend je, nga ç'fis i largët.»

I tha skllavi: «Unë quhem
Muhamed, jam nga Jemeni,
Jam nga ata të fisit Asra,
Që vdesin kur dashurojnë.»

* * *

Qëndrojnë pa lëvizur
Plot yje në lartësi
Prej mijëra vitesh e shihen
Me dhimbje për dashuri.

Dhe flasin ata një gjuhë
Të pasur, plot bukuri;
Asnjëri nga filologët
Gjuhën e tyre s'e di.

Po unë atë e mësova
Dhe s'e harrova pastaj;
Më ndihte si gramatikë
Fytyra e dashur e saj.

## NJË FEMËR

Ata u deshën me afsh e zjarr,
Ajo-çapkëne, ai-kusar.
Kur ai ndonjë mufke ia veshte,
Ajo kërcente në shtrat dhe qeshte.

Ditën e shkonin për bukuri,
Natën ajo flinte mbi gjoksin e tij.
Kur e futën në burg atë, ajo s'reshtte
Në dritare qëndronte dhe qeshte.

Ai i fliste: «O, eja këtu
Se më merr malli kaq fort për ty.
Ty të thërres se do vdes», — i theshte,
Ajo tundte kokën dhe qeshte.

Në orën gjashtë ai u var.
Në orën shtatë e kallën në varr.
Në orën tetë, ajo që e deshte,
Pinte verë të kuqe dhe qeshte.

* * *

Ata më patën munduar
Dhe zemëruar sa s'ka,
Disa me dashurinë e tyre,
Me urrejtjen e tyre, disa.

Dhe bukën më patën helmuar,
Më dhanë vrer të pi, ata,
Disa me dashurinë e tyre,
Me urrejtjen e tyre, disa.

Po ajo që shumë e më shumë
Më mundoi, zemëroi e trishtoi,
Ajo nuk më urreu kurrë
Dhe kurrë s'më dashuroi.

## FUSHA E BETEJËS NË HASTINGS[1])

Abat' i Ualthamit thellë rënkoi
Kur lajmin pati marrë,
Që mbreti Harold atje në Hastings
Në luftë qenkësh vrarë.

Dy murgjve të quajtur Asgod dhe Ajlrik
Të shkojnë u ka thënë,
Kufomën t'i gjejnë mbretit Harold
Atje, në Hastings, rënë.

Siç shkuan murgjit, përsëri,
U kthyen të trishtuar:
«O i përndershmi ynë abat,
Fort jemi dëshpëruar.

Kërkuam andej, kërkuam këndej,
Sa shpresat krejt na lanë —
Po trupin e mbretit tonë Harold,
Gjëkundi nuk e pamë.»

Kështu i thanë murgjit atij;
Abati krejt e humbi,
Pastaj u ul e ra në mendim
Dhe foli më së fundi:

1) Këtu u thye përfundimisht më 1066 ushtria saksone nga normanët e udhëhequr prej Uiliam Pushtuesit.

«Në Grendëlfild, në Bardenshtajn,
Tek ai pyll i lashtë
Edit Qafëmjellma jeton
Në një kasolle me kashtë.

Edit Qafëmjellma i thoshin shpesh
Se qafëmjellmë ishte
Dhe mbreti Harold atë e desh
Se më të bukur s'kishte.

E deshi, e puthi, pastaj e la
Dhe krejt e pat harruar.
Dhe koha shkoi... Plot njëzet vjet
Gjer sot kanë kaluar.

Vëllezër, merrni atë grua
Për ta kërkuar mbretin,
Se në Hastings veç syri i saj
E gjen atë të shkretin.»

Dhe në mesnatë mbrritën ata
Në pyll, te kasollja e mjerë:
«Edit Qafëmjellmë, zgjohu pra
Dhe eja menjëherë.

Duka i normanëve, ta dish,
Fitoi pak më parë,
Në fushë të luftës në Hastings
Ku mbretin Harold ka vrarë.

Eja ta gjejmë në Hastings
Kufomën e të ngratit,
Pastaj ta çojmë në manastir
Me porosi të abatit.»

Edit Qafëmjellma s'tha asgjë,
Pas murgjve u nis menjëherë
Dhe flokët e gjatë e të thinjur të saj
I fluturonin në erë.

E gjora grua zbathur shkoi
Mbi shkurret dhe moçalin
Dhe sa zu dita zbardhëlloi
Aty, në Hastings, ndalin.

Me mijëra trupa ishin atje,
Në baltë e gjak pa anë,
Zhveshur, plaçkitur e shqyer krejt
Kufomat e kuajve — pranë.

Dhe futej Edit Qafëmjellma kudo
Këmbëzbathur mes gjakut të piksur;
Shigjeta vështrimesh lëshonte ajo
Nga sytë e çakërdisur.

Kërkon andej, kërkon këndej,
Shpesh duhej me zor t'i dëbonin
Tufat lakmiqare të korbave.
Dy murgjit nga prapa gulçonin.

Kërkoi, kërkoi gjithë ditën ajo,
Gjersa ra natë e qetë,
Kur doli papritur nga gjoksi i saj
Një klithmë tmerrisht e mprehtë.

E gjeti Edit Qafëmjellma atë,
Kufomën e mbretit pa jetë.
Nuk tha një fjalë, nuk derdhi lot,
Veç i puthte fytyrën e zbehtë.

E puthte në ballë, në buzë, në sy,
E puthte dhe s'kish të sosur;
E puthi mbretin edhe në gjoks,
Mbi plagën e gjakosur.

Së fundi mbi sup i pa diçka —
Me puthje ato i mbuloi —
Tri shenja të vogla që kujtim i la
Njëherë, kur me afsh e kafshoi.

Ndërkohë murgjit kërkonin përqark,
Ca degë drurësh të tharë
I mblodhën, i lidhën dhe bënë vig
Të mbartnin mbretin e vrarë.

E mbartnin ata për në manastir,
Ku do t'i bënin varrë.
Edit Qafëmjellma e ndiqte nga pas
Kufomën e dashurisë së parë.

Ajo këndonte një litani
Me zë të shenjtë fëmije;
Kumbonte aq tmerrshëm atje nëpër terr —
Dy murgjit luteshin si hije.

## KTHIMI NË ATDHE

Kur para shtëpisë sate
Në mëngjes unë kaloj,
Sa gëzohem, e dashur vogëlushe,
Kur në dritare të shikoj.

Me syt'e zinj-gështenjë
Më pyet tek më vështron:
«O burrë i huaj, i sëmurë,
Kush je dhe ç'të mungon?»

Unë jam një poet gjerman,
I njohur në Gjermani;
Kush i di emrat më të mirë;
Dhe emrin tim e di.

Dhe ç'më mungon, vogëlushe,
U mungon shumëve në Gjermani;
Kush i di dhimbjet më të këqia,
Dhe dhimbjet e mia i di.

*Johan Fogl*

## NJË VIZITË NË VARREZË

Troket edhe thërret: «O plak!
Të lutem, hapma portën pak
Dhe shkopin merre, ec me mua
Të më tregosh një varr që dua.»

Ish një ushtar, një luftëtar,
Pa rruar, shkuar nëpër zjarr.
«Kush qe i ndjeri, ma rrëfe,
Dhe ti, o bir, atë ç'e ke?»

«Kam nënën, nënën kam atje.
Jam djal' i Martës, nuk më njeh?»
«Sa qenke rritur ti, o zot,
E si mund të të njihja dot?

Ja, pra, dhe vendi, Eja shih.
Ky është varri që do ti.
Këtu, mbuluar nënë dhe,
E gjora nëna jote fle.»

Ushtari sheh e hesht e s'flet
Dhe kryet ul mbi gjoks të vet.
Qëndron, vështron të shtrenjtin varr
Me sytë plot me lotë zjarr.

Pastaj tund kokën, thotë: «Jo!
Këtu nuk mund të jetë ajo.
Ky varr i ngushtë si ka nxënë
Aq dashuri sa ka një nënë?»

*Fridrih Halm*

## KUR ËSHTË E DLIRË DASHURIA

Kur është e dlirë dashuria?
Kur veten harron shpejt!
Kur është e thellë dashuria?
Kur është e heshtur krejt!

Kur është e pasur dashuria?
Kur gjithçka e dhuron!
Më thuaj, si flet dashuria?
Nuk flet, po dashuron!



Fëmijët i këputën vjollcat shpejt e shpejt
të gjitha, të gjitha ç'patën lulëzuar.

Pranvera erdh; ata duan ta mbajnë krejt
në grushtet e tyre të vockla shtrënguar.

* * *

Kurorat që thure kur ishe fëmi,
U vyshkën, u thanë, u flakën, kushedi;
Sërish jasemini po çel anekënd,
Fëmia kurorën po thur në vend tënd.

* * *

Kur larg teje të jem përsëri,
Dhe në mbetsha përjetë atje,
Do t'të ndiej pranë si zemrën në gji,
Si në zemër dashurinë që rreh.

# NATËN

Mesnatë! Gjumi nuk më ze.
Bie në shtrat, po zgjuar rri;
Mbyll sytë e lodhur e bëj të fle,
Por ditë e natë zemra ku di?

Ah, zemra, zemra s'ka qetësi,
Se fluturon te ti njësoj:
Në ëndërr, o jeta ime, ti,
Në jetë, o ëndrra ime, moj.

## BILBILI

Ah, tërë natën s'di se si
Këndoi ai bilbili.
Nga këng' e tij plot ëmbëlsi,
Nga kjo jehonë, për çudi,
Shpërtheu trëndafili.

Ajo gjer dje fëmijë qe;
Sot ecka e menduar,
Kapele kashte ka e s've,
Në diell rri e s'di se pse,
S'di ç'ka për të filluar.

Ah, tërë natën s'di se si
Këndoi ai bilbili.
Nga këng' e tij plot ëmbëlsi,
Nga kjo jehonë, për çudi,
Shpërtheu trëndafili.

*Detlev Lilienkron*

## ARA ME GRURË

Kur kish mbirë gruri në arë,
Fllad pranvere kur e ngiste,
Ecnim ne një mbrëmnjeherë
Përmes saj dalëngadalë
Dorë për dorë.

Përkundrejt vinin plot njerëz
Donin ne të na shikonin,
Ne lëshonim duart prapë,
Krah për krah ecnim të qetë,
Drejt e drejt.

Sapo iknin njerëzit larg
Atje tej ku më s'i shihnim
Ne në çast sërish i gjenim
Duart tona, buzët tona,
Shpejt e shpejt.

Plot kallinj ka sot në arë,
Rrretheqark të fton të fshihesh
Për më të ëmblat marrëzira.
Eci i lodhur rrugës sime
Vetëm krejt.

*Maks Dotandai*

## MËLLENJAT KANË PIRË DIELL

Mëllenjat kanë pirë diell,
Nga të gjitha kopshtet këngët rrezatojnë,
Në të gjitha zemrat ngrehin fole mëllenjat,
Të gjitha zemrat po bëhen kopshte
Dhe përsëri lulëzojnë.

Tokës tani i rriten flatra të mëdha
Dhe të gjitha ëndrrave pupla të reja,
Të gjithë njerëzit bëhen si zogj,
Ndërtojnë fole në kaltërsi.

Pemët mërmërijnë tani në turmë të blertë
Dhe këngë gumëzhijnë për diellin e lartë,
Në të gjitha shpirtrat lahet dielli,
Të gjitha ujërat ndizen flakë,
Pranvera sjell zjarre dhe ujëra
Të bashkëdashuruar.

*Rajner Maria Rilke*

## KËNGË DASHURIE

Si mund ta mbaj, pra, shpirtin tim
që mos e prekë tëndin? Vallë si
ta ngre mbi ty të gjej gjë më të mirë?
Ah, do ta fshihja shpirtin pa ngurrim
pranë diçkaje të humbur në errësirë,
a në vend të huaj në qetësi,
që të mos dridhet, kur ti dridhesh në thellësirë.
Porse gjithçka që ne na prek, mua dhe ty,
si ndonjë hark lodron me ne të dy
dhe nga dy tela nxjerr një zë ai.
Në ç'instrument jemi tendosur ne?
Ç'artist na mban në dorë dhe i bje?
O këngë e ëmbël, ti.

*Elze Lasker-Shyler*

* * *

Kur ti flet,
Zgjohet zemra ime e gëzuar.

Gjithë zogjtë këndojnë
Me buzët e tua.

Gjithmonë i kaltër shtrohet zëri yt
Përmbi rrugë.

Ku tregon ti, bëhet qiell.

Fjalët e tua janë bërë prej kënge.
Trishtohem, kur ti hesht.

Këngët të kumbojnë kudo përreth,
Ç'ëndërron ti, vallë?

*Fridrih Volf*

## PYETJE DHE KUNDËRPYETJE

A mund të të harroj, më thua?
Ah, e dashur, për këtë pyetje që bën ngahera.
Do të të bëj plot kundërpyetje të tjera
Dhe ti pastaj përgjigjmu mua!

Drurët e pyllit, më thuaj pra,
E harrojnë diellin që i zgjon në pranverë?
Dhe në dimër, kur bora sipër do t'u bjerë,
S'e shohin diellin në ëndërr ata?

Dhe përroi që rrjedh ledh më ledh me furi
E harron dot burimin e vet,
Që nga thellësi e shkëmbinjve buçet
Dhe rrugën i çel atij në liri?

Po zogu vallë i harron
Ajrin dhe flatrimin që në qiell e ngrenë?
Po luzma e bletëve kur zë folenë,
Aromën e luleve nuk e kujton?

Dhe një njeri që i gjeti të gjitha te ti,
Burim, flatrim, ajër, aromë dhe diellin e nxehtë,
O, e dashur, ma thuaj vetë,
A mund të të harrojë ndonjëherë ai?

*Fridrih Shnak*

## ATË E BIR

Dorë e vogël në dorën time,
unë dhe ti mbi bar të ri,
unë dhe ti nëpër lodrime,
rrugës së gjatë ecim tani,
dora jote në dorën time.

Dorë e vogël në dorën time
kaqfortëmbël e tokim ne:
unë e ti gjatë s'do rrimë.
Njëherë, ah, do të të le,
dorë e vogël prej dorës sime.

Dorë e vogël në dorën time,
hap i vogël pas hapit tim,
këmbë e vogël ndër udhëtime
njëherë me ty nuk do të vij,
njëherë pa mua ti do të shkosh,
si ëndërr fytyrën do ma harrosh.

*Georg Fon Der Fring*

## AQ SA DUHET, JO.

Kjo koka ime plot marrëzi
Njëherë pat mend ajo,
Në zemrën tënde desha të rri,
Por aq sa duhej, jo.

Të ëmblat buzë, të kthjelltit sy,
Gjithçka ishin ato.
Krejt u ndryshova veç për ty,
Por aq sa duhej, jo.

U bëre nënë ti mes nesh,
Fëmijët mbaje kudo,
Ne rrinim tok, të shihja shpesh,
Por aq sa duhej, jo.

Kur vdekja solli fatkeqësi
Dhe të rrëmbeu ajo,
Për ty vajtova, mbajta zi,
Por aq sa duhej, jo.

Si të falënderoj? Jeta na shkoi
Kaq tepër shpejt ajo.
Gjithë ç'krijoj ty ta kushtoj,
Por jo sa duhet, jo!

*Kurt Tuholski*

## DUART E NËNËS

Na bëje bukë ne,
na bije kafe
        dhe gjellë na ke gatuar
dhe qepe dhe fshive,
në punë u gdhive...
        gjithçka me ato duar.

Ti qumshtin valove,
të ëmbla gatove,
      punove keqpaguar.
Këmishët pastrove,
patate qërove...
        gjithçka me ato duar.

Ngandonjëherë ti,
kur bënim prapësi,
        edhe na ke qëlluar.
Të gjithë na rrite vetë,
ne ishim jo pak, po tetë,
gjashtë jemi ende në jetë...
        gjithçka me ato duar.

Herë akull, herë me zjarrmi,
u plakën ato tani,
        tani te fundi je afruar.
Dhe erdhëm sot këtu.
ne, fëmijët e tu,
        t'i puthim ato duar.

*Bertolt Breht*



Dua të shkoj me atë që dua.
S’dua ta di sa më kushton.
S’dua të pyes bëj a s’bëj mirë.
S’dua ta di më do a jo.
Dua të shkoj me atë që dua.

## KUJTIM PËR MARIE A.

Në atë ditë të muajit blu shtator,
Nën atë pemë kumbulle të re,
E mbaja atë, të zbehtën dashuri, të qetë,
Në krahët e mi si ëndërr plot hare.
Dhe sipër nesh, n'atë qiell të bukur vere
Qëndroi një re, që e pashë gjatë atje,
E bardhë, e bardhë ish, dhe tepër lart ish ngritur
Kur desha prapë ta shoh, në atë vend më s'qe.

Prej asaj dite shumë e shumë muaj
Kaluan e u shuan s'di se si.
Dhe vetë kumbulla do jetë prerë,
E po më pyete ç'u bë kjo dashuri?
Ja ku të them: Tani nuk më kujtohet,
E di, megjithatë, ç'mendon dhe ti qyshkur,
Po unë fytyrën vërtet e kam harruar,
Veç një gjë di: E putha atë dikur.

Dhe puthja vetë krejt do të ish harruar
Po të mos kishte qenë ajo re,
Atë kujtoj dhe kam për ta kujtuar
E bardhë qe dhe erdh që lart te ne.
Sot, ndoshta, prapë kumbulla ka çelur,
Ajo sot ndoshta ka të shtatin kalama;
Por reja atje u shfaq veç ca minuta,
Kur ngrita sytë ta shoh, nga era u shpërnda.

*Luis Fyrnberg*

## EDHE NJË KËNGË PËR PRANVERËN

Kaq shumë këngë do të shkruhen
për pranverën dhe përsëri do jenë pak
dhe sa më tepër plakem, aq më tepër e dua.
Kur në mëngjes, në ditët e dlira,
shoh pemët që shtrijnë krahët lakuriq
dhe ngrohen në diell,
pastaj i shoh si mbajnë gjethe
dhe se si gështenjat ndezin qirinjtë
dhe se si toka, e trembur nga breshër i luleve
me gulç lëshon kudo
trumbat e zogjve, pilivesat, fluturat,
bletët, lulet, brumbujt,
dhe se si natën kopshtet nga fyejt
dhe këngët e bilbilave tingëllojnë e tingëllojnë
dhe kundërmojnë erë bari të njomë, erë
luleshtogjesh
lulemaji dhe jasemini dhe bliri
dhe ndiej pranverën me verën të bashkohet
dhe fëmijët shoh të bëjnë tufa lulesh
për kurorë dhe ndiej ahet, mrekullinë e
mështeknave,
ëndrrat e panjave, shkëlqimin e liqeneve,
tek rri kafshoj ndonjë kalli.
Dhe bardhësinë e kaltërsinë
në një mesditë mesvere...

## KËNGË E DASHURISË

Ku ta di zemrën se gjer kur
do të më rrahë si dikur
— sapo lauresha zë këndon —
Ku ta di unë se gjer kur?

Ku ta di zemrën se gjer kur,
me gurgullimat si dikur
do prekë zemrën që dëgjon?
Ku ta di unë se gjer kur?

Ku ta di zemrën se gjer kur
do më gufojë si dikur
— tek në të ardhmen larg shikon —
Ku ta di unë se gjer kur?

Shpesh jam i lodhur e dyshoj
dhe pyes veten bërë gur:
Gjer kur do mundem të këndoj?
Deri kur, vallë, deri kur?

Atëherë dorën të kërkoj,
E gjej, e prek,e shtrëngoj flur
Dhe përsëri buron nga ti
Gjith' kënga ime si dikur.

## DASHNORES SË LARGËT

Kur ti pranë s'më je,
Lulet ulin kryet,
Zë e vyshket bari
Sikur s'ka rënë shi.
Askush s'më mëshiron
Mua, krijesën më të mjerë,
Nën këtë qiell të plumbtë,
Kur ti pranë s'më je.

Sikur ty, o e dashur sa s'thuhet,
Të mundte fjala ime të të grishte!
Të mundte shpirti im
Tek ti të fluturonte!
Shihe dhe vetë: Sikur fati
Të na falte përjetësinë,
E shkurtër do ish, e dashur,
Për ëndrrën tonë të përjetshme!

Kur ti pranë s'më je
Orët zvarrisen si pleq
Kërrusur nën peshën e zbërdhylët
Të moshës së tyre vjeshtake.
Posht'e lart eci në dhomë
Një udhëtim pa fund,
Ndërsa ora mbi oxhak
E pamëshirshme troket.

*Hans Magnus Encensberger*

# L A R I S A

1.

Në atë treg të madh për kuaj
Këngë gajde e gërnete
Çadra dhe tregtarë zilesh
Gra gabele pa numërim
Në hell ngeshëm pjekin dashin
Çuna ezmerë të palarë.

Nëpër tym prej zjarr qymyri
Atje ty të pashë.

2.

Diell i kuq i mbrëmjes vjen
Pasqyron mbi kusi bakri
Zënë cërrasin angjinaret
Peshqit krisin në fërgim
Ç'qejf të rrish mbi guraleca
Kur shelgjishtet fëshfërijnë.

Buzë lumit, mbi gurët e bardhë
Atje ty të kapa.

3.

Nat e ftohtë. Ata gërhasin
Fort në ëndrra kredhur tym
S'ka një strehë? Ah, hanxhinjtë

Rëndë mjekrat po i tundin
Ajo sytë lehtë mbyll:
Qiell i zi e fush' ugar.

Atë kashtë të re vjeshte
Atje bashk' e ndamë.

4.

Në mëngjes byk nëpër flokë
Përmbi kashtë na vjen etja
Zogj këlthasin si të marrë,
Lumi i gjerë rrjedh i zymtë
Si e quajnë? S'e di
Dhe as dua ta di fare.

Në pasqyrën e tij të ftohtë
Atje të pashë të fundmen herë.

5.

Akull krejt u bë pasqyra
Kashtën tonë e vodhi era
Edhe prushi krejt u ftoh.
Gjatë bregut po ec prifti
Rreh me shkopin ata gurë
Që dje mbanin dashurinë.

Rreh e mban vesh si budallë
O, sa mirë që s'jam prift.

*. . . në është e mundur të bëhet*
*Ndonjë fjalë me mend ta thuash.*

# TË NDRYSHME

*Poet i panjohur i shekullit të 16*

## KËNGA E GRINDJES MIDIS JETËS DHE VDEKJES

Bota ësht' imja, —
Jeta i tha,
Unë kam lule, zogj e gjithçka,
Kam ditën, diellin që ndrit mbi ta.
Bota ësht' imja —
Jeta i tha.

Bota ësht' imja, —
Vdekja i tha,
Kjo drita jote, e rreme, shter,
Hënë dhe yje do zhyten në terr.
Bota ësht' imja, —
Vdekja i tha.

Bota ësht' imja, —
Jeta i tha
Varre mermeri mund të bësh plot,
Po dashurinë s'e varros dot.
Bota ësht' imja, —
Jeta i tha.

Bota ësht' imja, —
Vdekja i tha.
Një varr të madh kam hapur aty,
Kam shpikur murtajën dhe luftën për ty.
Bota ësht' imja, —
Vdekja, i tha.

Bota ësht' imja, —
Jeta i tha.
Çdo varr do jetë një arë e mirë
Ku fara ime ka për të mbirë.
Bota ësht' imja, —
Jeta i tha.

## KËNGA E RROBAQEPËSVE

Rrobaqepësit bënë një gosti
Dhe ishin të gëzuar;
Dhe hëngrën ata të nëntë,
Po, nëntë herë nëntëdhjet' e nëntë
Një gjysmë pleshti të fërguar.

Pastaj, si patën ngrënë,
Secili etje kishte;
Dhe pinë që të nëntë,
Po, nëntë herë nëntëdhjet' e nëntë,
Të gjithë në një gishte.

Dhe pasi patën pirë,
Një valle që nuk sos
Vallzonin që të nëntë,
Po, nëntë herë nëntëdhjet' e nëntë,
Mbi një letër bixhoz'.

Dhe si vallzuan mirë
Një gjumë i rëndë i zuri;
Si shtrat kishin të nëntë,
Po, nëntë herë nëntëdhjet' e nëntë,
Një fije kashte gruri.

Dhe kur kështu po flinin
Na del një mi në kashtë;
Kërcyen që të nëntë,
Po, nëntë herë nëntëdhjet' e nëntë
Nga vrima e çelsit jashtë.

*Johan V. Gëte*

* * *

Do të ish mirë, të paktën, përditë,
Një këngë të vogël të dëgjosh,
Një vjershë të bukur të lexosh,
Një pikturë të mirë të shikosh,
Dhe, në është e mundur të bëhet,
Ndonjë fjalë me mend të thuash.

* * *

Herë ec, herë ndal, herë nxiton!
Dhe gjith kjo ç'do të thotë?
Me gjashtë kuaj një llandon
Shëtit e ndrit në botë.
Vjen një poet, gjith' salltanet,
Mes njerëzve mirëpritur.
Qëndron krenar si zot e zbret
Ngado i brohoritur.
Por ka një krimb në gji të tij
Që vjen e bren përherë;
Hedh hap krenar, por ka zili,
Këtë popull të mjerë.
O, mor Pegas! O, merre pas
Dhe shpjere larg, mos druaj!
Për ty ai e fal plot gaz
Karrocën me gjashtë kuaj.

* * *

Paret ke humbur — diç ke humbur!
Duhet të mendosh
Të tjera të fitosh.
Nderin ke humbur — shumë ke humbur!
Të duhet famë të fitosh,
Mendimin e të tjerëve ta ndërrosh.
Guximin ke humbur — gjithçka ke humbur!
Të jesh i bindur,
Do ish më mirë mos kishe lindur!

## NDARJA E TOKËS

«Na, merrni botën!» — Zeusi thërret nga retë,
U thotë njerëzve: «Juve jua lë
Dhuratë, trashëgim gjithkush ta ketë,
Vëllazërisht ta ndani për gjithnjë.

Dhe kush ka duar rend që të rrëmbejë;
I ri e plak lëviz me zell e zjarr.
Në fushë beu del e merr ç'të gjejë
Dhe pyjet i përlan një çifligar.

Vjen merr tregtari te hambari ç'gjeti.
Vjen prifti verën më të mirë ngjëron
Dhe rrugët, urat, krejt i mbylli mbreti
Dhe tha: «E dhjeta mua më takon!»

Dhe, kur gjithçka prej kohësh ishte ndarë,
Nga rrugë e largme erdhi një poet,
Por, ah! Kurrgjë s'kish mbetur për të marrë,
Gjithçka kish gjetur zotin e vet.

«Mjerë unë! — Përse më paske harruar
Veç mua, më besnikun bir që ke?»
Kështu poeti thërret për t'u ankuar
Dhe para Jovit vjen e në gjunjë bje.

«Gjer dje mes ëndrrash bridhje më të kotë
Përse, — tha Zeusi, — grindesh sot aty?
Ku ishe ti kur ndaja krejt një botë?»
«Unë isha, — tha poeti, — tok me ty!

Te pamja jote syri m'ish mbërthyer.
Prej harmonive mbushej veshi plot.
Nga drita jote shpirti m'ish rrëmbyer,
Prandaj nga toka pjesë s'mora dot!»

«Ç't'i bësh, — tha Zeusi. — Bota është ndarë;
As fushë, as mal, as treg më s'mund të kesh.
Në do të rrosh në qiell, si më parë,
Sa herë të vish, të hapur do ta gjesh.»

## PARMENDA

Ç'është ajo gjë aq pak e çmuar?
Dhe dorë mbreti stolis ajo;
Është ndërtuar për të shkallmuar,
Po nesër shpata do jetë si kjo.

Hap shumë plagë, po gjak s'ka derdhur.
Të bën të pasur, po s'vjedh njeri.
Sundon në botë që kur ka ardhur,
Po i fal jetës veç ëmbëlsi.

Plot mbretërira ka themeluar
Dhe plot qytete ajo ndërton,
Po luftë kurrë nuk ka filluar.
Lum ai popull që i beson!

*Fridrih Hëlderlin*

# VETËTORTURIM

Veten e urrej! Është diçka e neveritshme
Zemra e njeriut, kaq fëmijërisht e dobët, kaq krenare,
Kaq e dashur, si konia e Tobias është
Dhe përsëri kaq e ligë! Shporru! Veten e urrej!
Kaq ëndërrimtare, kur flaka e poetit e ngroh
Dhe hë! Kur një djalosh pa shokë
vjen e mbështetet te ne, kaq krenare, kaq e ftohtë!
Kaq e butë, kur stuhi e jetës
Zverkun na përkul...

## LISAT

Nga kopshtet vij tek ju, o bij të malit!
Nga kopshtet ku natyra rron e qetë e shtëpiake,
Kujdesur e mirëmbajtur me njerëzit e zellshëm bashkë.
Po ju, ju madhështorët! Ngriheni si një popull titanësh
Mbi botën e butë dhe i takoni veç vetes e qiellit,
Që ju ushqen e ju rrit, dhe tokës që ju lindi.
Askush prej jush s'ka shkuar ende në shkollën e njerëzve.
Ju ngriheni të gëzuar e të lirë, nga rrënjët e fuqishme
Mes njëri tjetrit përpjetë dhe kapni, si shqipja prenë,
Me krahët vigane hapësirën dhe kundër reve
Drejtohet gazmore e madhështore kurora juaj diellore.
Një botë është secili prej jush, si yjet e qiellit
Jetoni ju, secili një zot, në shoqëri të lirë sëbashku.
Të mundja ta duroja skllavërinë, s'do ta kisha zili
Këtë pyll dhe do t'i përshtatesha me qejf jetës shoqërore.
Të mos e kisha zemrën të lidhur te kjo jetë,
Që nga dashuria s'të lëshon, sa me qejf do banoja mes jush.

*Ludvig Uhland*

## KTHIMI I KËNGËTARIT

Në vig po prehet këngëtari.
E zbehta buzë më s'këndon
Dhe një kurorë gjethesh lari
Ia stolis ballin që s'krijon.

Dhe pranë ka, fort bukur shkruar,
Të fundmet këngë që këndoi.
Të heshtur lirën mban në duar,
Atë që dje aq mirë kumboi.

Kështu po fle të thellin gjumë,
Por këng 'e tij jehon kudo,
Veçse tani shpesh flitet shumë
Sikur po humb freskin' ajo.

Plot vite rrodhën si përherë,
Rreth varrit rriten plot selvi;
Shumkush që thell' e pati ndjerë
Vdekjen e tij, më s'rron tani.

Por siç rivjen pranverë e artë
Me plot fuqi e gjallëri,
Ashtu, mes nesh, m'i ri, m'i qartë,
Vjen këngëtari përsëri.

Ai me jetën u njësua,
As hije s'vjen nga varr' i zi!
Nga bota i vdekur u kujtua,
Por bota rron te këngë e tij.

*Franc Grilparcer*

## Ç'ËSHTË MË E RËNDË PËR NJERIUN

Njeriut i bien shumë gjëra —
një është më e rëndë nga të tëra:
të ndiesh gjithçka si të shket nga dora,
se si nga koka të bie kurora;
ta shohësh veten kur të vdesësh,
tok me kufomën të baresësh.

*Hajnrih Hajne*

## KËSHILLA TË MIRA

Lëre ndrojtje e turp mënjanë!
Ji pa cipë e faqezi
Dhe gjithçka do ta kesh pranë,
Merr dhe nuse në shtëpi.

Sazexhinjve hidhu lira,
Se aheng s'bën dot pa ta.
Puthi krushkat e pështira,
Mendo: «Mortja që s'ju ha!»

Folë mirë për prijsit vetë
Dhe jo keq për gra pa nder.
Ha salçiçe qetë-qetë,
Ndonjë dosë kur ti ther.

Në s'do kishën, o i gjorë,
Ca më shpesh në kishë shko.
Hiq kapelën kur sheh pastorë
Dhe një shishe ver' i ço.

Diku prapa në të kruhet
Kruaju si namusli.
Në të vret këpuca, duhet
Me pantofla të rrish ti.

Në ta bën supën shëllirë
Me tët shoqe inat mos ki.
Qesh e thuaj: «Moj kukull e mirë,
Ësht' e mirë ç'gatuan ti.»

Nëse shall jot shoqe dashka,
Bli dy shalle me pahir,
Këpucë me taka bli dhe mashka,
Bliji gurë xhevahir.

Në provofsh këshillën time,
Mik i dashur, do gjesh ti
Në qiell parajsën plot gëzime
Dhe në tokë — qetësi.

*Çezar Flajshlen*

## TË BËHET Ç'TË BËHET!

Të bëhet ç'të bëhet!
Po veç në liman të mos vesh,
të shtrihesh e të flesh
dhe të kënaqesh me argëtim!
Lufta dhe fitorja në jetë,
më i larti qëllim!
Të luftosh, të kalosh
nga lartësia në lartësi...
flamur valëvitës,
det me stuhi!...
Ohej!
Të bëhet ç'të bëhet!
Po veç në liman të mos vesh,
të shtrihesh e të flesh
dhe të kënaqesh me argëtim!
Qofsh në mjerim a lumturi!
Jeta është vetëm në det me stuhi!
Ohej! Ohej!

## JO TË GJITHA DHIMBJET SHËROHEN

Jo të gjitha dhimbjet shërohen, disa na hyjnë
Thellë e më thellë në zemër, dikur,
Dhe ditët e vitet që shkojnë i ndryjnë
I bëjnë gur.

Ti flet e qesh sikur gjë mos kish ngjarë,
Kujton se si shkumë u shuan ato.
Por prapëseprapë ndien peshën e parë
Në ëndërr e kudo.

Pranvera vjen sërish me ngrohtësi e kaltërsi,
Ngjan bota si det luleplot,
Por në zemrën time ka një vend që tani
Më s'lulëzon dot.

*Rajner Maria Rilke*

## KARUSELI

Me gjith' çati dhe hijet që lëshon
njëfarë kohe e gjithë kjo mori
prej kuajsh laramanë, me furi,
vërdallë vjen e më në fund ndalon.
Ndonëse mbrehur janë disa qyshkur
kanë guxim të madh në sy ata;
shkon një luan i egër tok me ta
dhe një elefant i bardhë kur e kur.

Madje edhe një dre krejt si në pyll,
por veç se ka samar dhe përmbi të
një çupë me sy blu, e bukur — yll.

Një çun bardhosh luanin kalëron
me duart aq të nxehta kapur flur,
ndërsa luani dhëmbë e gjuhë tregon.

Dhe një elefant i bardhë kur e kur.

Dhe përmbi kuajt vijn' e ikin para
vajza si drita, që moshën më s'e kanë
për këtë vrap kuajsh; aty në rodhan
vështrimin hedhin larg, diku, përpara.

Dhe një elefant i bardhë kur e kur.

Dhe gjithçka shkon, nxiton për të mbaruar,
vërtitet, rrotullohet pa qëllim.
Një i kuq, një gri, një i blertë duke shkuar
dhe një profil i vogël në fillim.
E nganjëherë një qeshje e ngazëlluar
shpërthen, jehon e shuhet e harruar
në këtë lojë të verbër plot nxitim.

*Herman Hese*

# TRISHTIM

(1944)

Ç'më ngrohte gjer dje plot shije,
Sot vdekja e mban në gji.
Lule pas lulesh bien
Nga pemë e trishtimit tani.

I ndiej si bien, bien
Si borë që rrugën mbulon,
Dhe hapat më nuk ndihen,
Një heshtje e gjatë afron.

Në qiell s'ka yje as hënë.
Në zemër s'ka dashuri.
Gjer tutje një heshtje ka rënë
Dhe bota u mplak e u mpi.

Kush mbron dot zemrën një fije
Nga koha plot ligësi?
Lule pas lulesh bien
Nga pemë e trishtimit tani.

## NË MJEGULL

Sa çudi të endesh në mjegull!
Çdo gur e kaçubë në vetmi,
Asnjë dru s'i sheh drurët e tjerë,
Vetëm gjithkush rri.

Plot miq bota ime pat qenë
Kur jeta kish dritë ende;
Tani që kaq mjegull ka rënë
Asnjërin s'e shoh as më sheh.

I mençur nuk është, pa fjalë,
Ai që terrin s'kupton,
Se si fshehtësisht e ngadalë
Nga gjithçka e veçon.

Sa çudi të endesh në mjegull!
Jeta bëhet vetmi.
Asnjeri nuk njeh njerëz të tjerë,
Vetëm gjithkush rri.

## NATË VETMITARE

Ju, vëllezër të shpirtit tim,
Njerëz të mjerë larg dhe pranë,
Nën këtë qiell me yje pa anë
Që n'ëndërrime gjeni ngushëllim;
Ju të plakur pa një fjalë
Nëpër net yjezbehtë,
Duarduruar mbaheni ngadalë
Dhe ruani dhe vuani vetë,
Turmë e mjerë, e gabuar,
Lundërtarë pa yll e pa fat,
Të huaj e prapë me mua bashkuar,
Ma ktheni përshëndetjen që ju jap!

*Johanes Beher*

# F Y T Y R A

Shumë fytyra mbaj, shumë fytyra
Më dhanë të mbaj mbi kurriz.
Dhe kur qesh, shpesh vetëm lëkura
Në fytyrë lëviz.

Më vjen një vajtim prej të marri
Në buzë t'ia plas.
Po unë qesh atë çast,
Fytyrën e bëj si të shkrihem në gas.

*Johanes Bobrovski*

* * *

Rosë e kaltër, shpesh zhytesh ti
me sqepin tënd në ujë,
Shpesh freskohesh ti në valët.
Shko m'i merr lotët e mia
nga thellësi e valës së dlirë.

## SHËNIME PËR AUTORËT

*AJH, Gynter* (1907-1972)

Autor i disa vëllimeve me poezi, të botuara kryesisht pas Luftës së Dytë Botërore. Është nga autorët e parë të radiodramës në gjuhën gjermane.

*BAL, Hugo* (1886-1927)

Regjisor teatri, dramaturg, poet, autor i një romani, si dhe i një biografie për mikun e tij Herman Hese. Ndër krijuesit e rrymës së dadaizmit, prej së cilës u tërhoq më 1917. Krijimtaria e tij drejtohet kryesisht kundër luftës.

*BEHER, Johanes* (1891-1958)

Poet, prozator. Deputet komunist në Rajhstag. Për poemën «Kufoma në fron» (1925) dhe romanin antimilitarist «E vetmja luftë e drejtë» (1926) e nxorën përpara gjyqit për «tradhti». Emigroi nga 1933-45.

*BOBROVSKI, Johanes* (1917-1965)

Ka botuar pas lufte vëllime me poezi, tregime dhe dy romane. Shquhet për lirizmin dhe peizazhet e bukura të poezive, që janë karakteristike edhe në prozën e tij.

*BREHT, Bertolt* (1898-1956)

Shkrimtari i shquar revolucionar, krijuesi i teatrit epik, filozofi e esteti komunist, njihet edhe për poezitë e tij politike, sociale, lirike. Pas fillimeve ekspresioniste Brehti kërkoi forma të reja, më të thjeshta e më dinamike. Në esenë «Mbi lirikën e parimuar me ritme të çrregullta» (1939) ai shpjegon pse pjesërisht ka hequr dorë nga poezia me varg të rregullt — në kërkim të një efekti më të madh te lexuesi, më saktë, te dëgjuesi. Poezinë e tij Brehti e quan «lirikë përdorimi», për të theksuar funksionin dobiprurës, krahas atij estetik, të poezisë së angazhuar. Përmbledhjet më të

njohura janë «Poezi të Svendborgerit» (1939), «Elegjitë e Bukovit» (1953) dhe «Këndim për luftën» (1955). Si poet social e politik, mjeshtër i satirës dhe i ironisë, Brehti është vijues i traditës së Hajnes.

*BRENTANO, Klemens* (1778-1842)
Poet, dramaturg, një nga përfaqësuesit më të rëndësishëm të romantizmit gjerman. Së bashku me A. Arnimin dhe J. Gëresin krijoi grupin e romantikëve të Hajdelbergut. Këtu botoi disa përmbledhje me poezi popullore (1805-1808).

*BUSH, Ernst* (1900—).
Këngëtar (bariton) dhe aktor dramatik gjerman. Propagandist i shquar i këngës revolucionare. Më 1937-39 ndodhej në Spanjë në mes të luftëtarëve të brigadave antifashiste.

*BYRGER, Gotfrid August* (1747-1794).
Poet lirik i shquar i lëvizjes «Stuhi dhe vrull». Ishte një nga poetët më të fortë të lirikës politike të shekullit të 18-të. Mbi të gjitha Byrgeri është i famshëm për baladat e tij me frymë e motive popullore të shkruara me art ndër të cilat shquhet më shumë balada «Lenora».

*DEMEL, Rihard* (1863-1920)
Poet, dramaturg. Njihet për vjershat e tij revolucionare të botuara në fund të shekullit të 19, për poemën epike «Dy njerëz» dhe për lirikat e dashurisë.

*DITMARI NGA AISTI* (shek. i 12)
Nën këtë emër njihen 37 «Minnielieder» — këngë të shkurtra, që nuk janë krijuar në të njëjtën periudhë. Ditmari ka qenë një fisnik (i dokumentuar nga 1139-71); mendohet që ai nuk ka shkruar më tepër se dy këngë të përmbledhjes. Krijimet e tjera janë të mëvonshme.

*DOTANDAI, Maks* (1867-1918)
Piktor, poet e prozator. Poet tepër i ndjeshëm, me frymë të theksuar romantike e ekzotike. E kaloi jetën nëpër udhëtime, vdiq në Java të Indonezisë.

*ENCENSBERGER, Hans Magnus* (1929—)

Nga poetët më në zë të pasluftës. Kritika sociale e politike zotëron në krijimtarinë e tij. Kërkues mjetesh të reja poetike e gjuhësore. Ka botuar mjaft ese dhe shkrime polemike. Vëllime me poezi: «Mbrojtja e ujqve» (1957), «Gjuhë krahine» (1960), «Shkrim i verbër» (1964) etj.

*ENGELKE, Gerrit* (1890-1918)

Tema të poezive të Engelkes janë shtypja që solli industrializimi kapitalist dhe rreziku i luftës. Ishte për katër vjet ushtar; u plagos dhe vdiq pak ditë para armëpushimit të 11 nëntorit 1918.

*ERB, Elke* (1938—).

Poeteshë, prozatore. Vëllimi i parë me poezi është botuar më 1960.

*EVALD, Johan* (1723-95)

Shkroi në frymën e poezisë popullore.

*FIRTEL, BERTOLT* (1885-1953)

Regjisor dhe shkrimtar austriak. Ka vënë në skenë një numër pjesësh të autorëve progresivë e socialistë të kohës — Musil, Kraus, Falada, Breht etj.

*FLAJSHLEN, Cezar* (1864-1920)

Autor i disa përmbledhjeve me poezi. Dramat dhe roamni «Jost Zeifrid» (1905) janë shkruar nën ndikimin e natyralizmit.

*FLEMING, Paul* (1609-1640)

Poet lirik i periudhës baroke. Në fillim ka shkruar poezi në latinisht dhe variante psalmesh, më pas vjersha për realitetin e drejtpërdrejtë, gjë e pazakontë ndër bashkëkohësit e tij. Njihet si mjeshtër i sonetit.

*FOGL, Johan* (1802-1866)

Poet romantik austriak. «Balada dhe romanca» (2 vëll.) janë botuar nga 1835-41, «Skena nga jeta e ushtarëve» më 1852.

*FONTAN, Teodor* (1819-1898)

Shkrimtari më i shquar i realizmit kritik gjerman të shekullit të 19. Së pari ka botuar vëllime me balada e poezi («Njerëz dhe heronj» dhe «Për të bukurën Rozamundë», 1850). Veprat më të rëndësishme, rreth 20 romane e novela, që pasqyrojnë jetën e Prusisë së asaj kohe, i shkroi pas moshës 60-vjeçare. Mes tyre më të përmendurat janë «Efi Brist», «Shahu i Vutenovit», «Zonja Xheni Trajbel», si dhe romani autobiografik «Vitet e mia të fëmijërisë», 1894.

*FRAJLIGRAT, Ferdinand* (1810-1876)

Në fillimet shkroi balada e poezi ekzotike. Gjatë revolucionit të 1848-s ishte shumë aktiv me këngët e marshet e tij, aq sa e quajtën «trumbetier të revolucionit». U arrestua për një poemë kushtuar viktimave të Berlinit, por u lirua shpejt pas protestave të opinionit. Më pas emigroi për 17 vjet në Angli. Pati miqësi shumëvjeçare me Karl Marksin. Përkthyes i Hygoit dhe i mjaft poetëve anglezë.

*FRIÇ, Gerhart* (1924-1969)

Shkrimtar austriak, antifashist e përparimtar. Luajti rol të rëndësishëm në jetën letrare të pasluftës. Ka botuar vëllimet me poezi «Midis Kirkenës dhe Barit», «Argjila dhe forma», «Taverna e shpirtrave», si dhe romanet «Myshk mbi gurë» dhe «Karnevale».

*FRING, Georg fon der* (889-1968)

Ra rob gjatë Luftës së Parë, më vonë shkroi dy romane antimilitariste «Ushtari Zyren» (1927) dhe «Kampi Lafajet» (1929). Përmbledhjet poetike i ka botuar më 1956, 1961, 1964, 1967. Përkthyes nga poezia frënge dhe angleze.

*FYRNBERG, Lui* (1909-1957)

Para lufte drejtues teatri në Pragë, militant komunist. Nga 1938-45 emigroi. Ka shkruar kryesisht poema. Njihet si poet i hollë lirik.

*GËTE, Johan Volfgang* (1749-1832)

Poeti më i madh i letërsisë gjermane, prozator, dramaturg, shkencëtar natyralist, filozof e burrë shteti. «Gjermani më i madh»

e ka cilësuar Marksi. Të tjerë e kanë quajtur edhe «njeriu i fundit universal». Krijimtaria e Gëtes është e jashtëzakonshme për nga pasuria, bukuria dhe ndryshueshmëria e saj. Gëtja i ri e nis poezinë në tone sentimentale dhe nën ndikimin e folklorit, më tej, me lëvizjen «Stuhi e vrull», ajo bëhet subjektive dhe e rrëmbyer, pas kësaj ka qetësinë dhe sovranitetin e poezisë së përsosur klasike. Vepra më e rëndësishme është «Fausti», që e shoqëroi gjatë gjithë jetës krijuese (pjesa e parë u botua më 1808, e dyta më 1832). Brenda «Faustit» gjejmë poetin në të gjitha pamjet e tij.

Pareshtur ka shkruar Gëtja lirika, balada, poema etj., që nga «Këngë maji» e «Takimi dhe ndarja» (1770), të cilat u frymëzuan nga dashuria për Friderike Brionin, e deri te «Trilogjia e pasionit» që u shkrua nga fundi i jetës dhe lidhet me dashurinë e fundit të Gëtes për shtatëmbëdhjetëvjeçaren Ulrike Levecov. Një sërë poezish, si ato që u shkruan së bashku me Shilerin (1797), janë kritika të mprehta sociale e politike. «Veprat e mia janë fragmente të një rrëfimi të madh», — kështu e shpjegonte Gëtja universin e tij të pashtershëm krijues.

*GRILPARCER, Franc* (1791-1872)

Dramaturgu më i shquar austriak i periudhës klasike. Jetoi në Vjenë dhe pjesët e tij i vuri kryesisht në Burgteater, ku për një kohë të gjatë ishte libretist. Ndër dramat më të njohura janë «Safo», «Ëndrra — një jetë», «Shërbëtor besnik i zotërisë», «Çifutja e Toledos».

Grilparceri nuk iu kushtua shumë poezisë. Vjershat e tij janë spontane; shpesh kanë formën e epigramit.

*GRYN, Anastasius* (pseudonim i Anton Aleksanderit, kont i Auershpergut, 1806-1876)

Poet austriak. Vjershat e tij të para janë romantike (vëllimet «Fletë dashurie» dhe «Kalorësi i fundit»). Më pas shkroi poezi politike e satirike, në vëllimet «Shëtitjet e një poeti vjenez» dhe «Plehra». Këto i prunë shqetësime me censurën dhe e bënë të tërhiqet nga krijimtaria për periudha të gjata.

*HAJNE, Hajnrih* (1797-1856)

Një nga poetët më të shquar të letërsisë gjermane. Pas disa vjershave romantike dhe shënimeve «Udhëtimet në Harc» botoi

më 1827 «Librin e këngëve», që i dha famën si poet. Poezia e Hajnes është një ndërthurje e elementeve klasike e romantike të traditës, lirizmit të poezisë popullore, realizmit, ironisë e satirës sociale. Kjo satirë do të zhvillohet më tej në poemat mjeshtërore «Ata Trol» (1843) dhe «Gjermania. Një përrallë dimri» (1844). Revolucioni i korrikut 1831 zgjoi te Hajnia shpresat për një botë të re. Në këtë kohë ai emigron në Paris, ku mbetet deri në fund të jetës. Lidhi miqësi me Marksin; disa nga poezitë e tij revolucionare si «Endësit silezianë», «Doktrina», «Himn» etj. janë të kësaj periudhe dhe nën ndikimin e lëvizjes socialiste. 8 vjetët e fundit të jetës i kaloi i paralizuar në shtrat («varri i dyshekëve» e quante). Megjithatë nuk reshti së shkruari; disa nga poezitë më të bukura të kësaj kohe u botuan në vëllimet «Romancero» (1851) dhe «Poezi 1853 e 1854», ku shkrimtari e përballon vuajtjen fizike e shpirtërore me kurajën, ironinë e humorin që e karakterizuan përherë.

*HALM, Fridrih* (pseudonim i Elgius Franc Jozefit, 1806-1871)

Dramaturg, prozator e poet austriak, i lindur në Krakovi. Në kohë të vet ka qenë shumë i njohur me dramat që vuri në Burgteater. Figurë tipike e Vjenës letrare në mesin e shekullit të kaluar; melankolik e sentimental, i përkushtuar ndaj idealit të bukurisë. Ka botuar dy libra me poezi, «Poezi» (1850) dhe «Poezi të reja» (1864).

*HERDER, JOHAN Gotfrid* (1744-1803)

Studiues, filozof e folklorist i shquar. Krijimtaria e mirëfilltë zë vend të paktë në botimet e tij të shumta, megjithatë ka qenë figurë qendrore e lëvizjes «Stuhi e vrull» dhe romantizmit të mëpasëm. Së bashku me Gëten shkroi pjesën më të madhe të eseve në serinë «Rreth artit gjerman» (1773). Patën shumë rëndësi për zhvillimin e poezisë gjermane dy përmbledhjet e tij me këngë popullore «Zërat e popujve në këngë» (1778-9), ku përfshihen edhe mjaft përkthime.

*HERVEG, Georg* (1817-1875)

Një nga poetët më të shquar të kohës së revolucionit të 1848-s dhe të fillimit të lëvizjes punëtore. Libri «Poezitë e një të gjalli» e bëri shumë të njohur. U miqësua me Marksin kur ishte redaktor

të «Gazeta e Rinit». U bë bashkëluftëtar i ndërgjegjshëm i klasës punëtore.

*HESE, Herman* (1877-1962)

Romancier, tregimtar e poet, një nga shkrimtarët kryesorë gjermanë të këtij shekulli. Vepra e Heses, prej romantizmit të fillimeve, kaloi nëpër disa etapa. Në tërësinë e saj është një vepër demokratike, antifashiste e humanitare, që lufton për idealet (disi abstrakte) të paqes, mirëkuptimit, besimit në botën shpirtërore të njerëzimit, «Weltglaube», siç e quante ai. Nazistët e vunë në listën e zezë.

Poezitë e para të periudhës romantike janë përfshirë në «Këngë romantike» dhe «Një orë pas mesnate» (1899). Më pas botoi vëllimet «Herman Lausher» (1901), «Në rrugë» (1911), «Muzika e të vetmuarit» (1916), «për pemën e jetës» (1937), «Poezi të reja» (1937), «Poezi të vona» (1946).

*HËLDERLIN, Fridrih* (1770-1843)

Krijimtaria e poetit të shquar shkon nga 1789-1807, më pas ai, i sëmurë, nuk shkruan më. Poezitë e para të tij janë shprehje e një idealizmi politik të frymëzuar nga Revolucioni Francez dhe miqësia me filozofët Hegel e Sheling. Ndonëse mori shkollim katolik, Hëlderlini mbeti përherë i magjepsur nga antikiteti grek, ku sheh idealin njerëzor. Për lirizmin, thellësinë e ndjenjës, prirjet humaniste dhe bukurinë e formës, Hëlderlini zë një vend të rëndësishëm në traditën e poezisë gjermane.

*HUH, Rikarda* (1864-1947)

Prozatore, poeteshë, studiuese e letërsisë dhe historisë. Botimet e saj të shumta përfshijnë romane, novela e tregime sociale ose historike, studime për romantizmin gjerman, për Gotfrid Kelerin, për luftën tridhjetëvjeçare etj. Më 1933-shin ajo iu kundërvu hapur politikës kulturore të nazistëve («Rajhu i skëterrës»). Tomas Mani e ka quajtur «gruaja e parë e Gjermanisë».

Edhe në poezi («Poezi», 1891, «Poezi dashurie», 1913 etj;) Huh shquhet për kritikën sociale, lirizmin dhe bukurinë e gjuhës.

*JAKOBI, Leopold* (1840-1895)

Biolog, shkrimtar socialist. I pasqyroi marrëdhëniet shoqërore

në Rajhun e Bismarkut nga pozitat e proletariatit. Vjershat e tij politike u botuan në vëllimin «Këngë gjermane nga Italia» (1892).

*JANDL, Ernst* (1925 —)

Shkrimtar austriak, autor poezish e radiodramash. Që nga viti 1956 ka botuar disa vëllime poetike.

*JUNG J.* — poet i panjohur i kohës së revolucionit të 1848-s.

*KASHNIC, Mari Luize* (1901-1974)

Në periudhën midis dy luftërave ka shkruar dy romane me temën e dashurisë. U bë e njohur si poete e tregimtare lirike pas 1945-s. Ndonëse përdori format tradicionale të vjershërimit, zhvilloi një poetikë të vetën.

*KERNER, Justinius* (1786-1862)

Mjek me profesion, poet romantik shumë i afërt me poezinë popullore. Elementet krahinore e dialektale (të Shvabisë) zotërojnë në vjershat e tij, mjaft prej të cilave janë bërë këngë popullore.

*KESTNER, Erih* (1899-1974)

I njohur për satirën e mprehtë, në poezi e prozë. Këtë shkrimtar radikal e antimilitarist nazistët e vunë në listën e parë të autorëve të ndaluar, më 1933. Kestneri është i përmendur edhe me librat e tij për fëmijë («Emili dhe detektivët», «Klasa fluturuese» etj.)

Vëllimet poetike janë «Këngë midis dy karrigeve» (1932), «Farmaci lirike në shtëpi» (1935), «Gjepurat e përditshme» (1948), «Liria e vogël» (1952) dhe «13 muajt» (1955).

*KLAUDIUS, Matias* (1740-1815)

Një nga themeluesit e gazetarisë popullore gjermane, me gazetën «Lajmëtari i Vandsbekerit» (1771-'76), ku u botuan edhe shumica e poezive të tij. Mik i Herderit, Gëtes etj. Gëzimi i jetës, thjeshtësia e të shprehurit edhe afria me poezinë popullore janë tiparet e poezisë së tij.

*LASKER-SHYLER, Else* (1876-1945)

Poeteshë, më tepër lirike. Vuajti shumë në periudhën e na-

zizmit, origjina çifute e detyroi të emigronte mbas 1933-shit në vende të ndryshme. Njihet si lirike e fantazisë dhe ndjenjave të thella.

*LEONHARD, Rudolf* (1889-1953)

Shkrimtar demokrat e komunist. Nga 1927 — 50 jetoi në Francë. Një pjesë të veprave i ka shkruar në frëngjisht. Ndër autorët e parë të radiodramës. Botimin e poezive e ka filluar nga 1913 («Rruga nëpër pyll»).

*LILIENKRON, Detlev* (1844-1909)

Shkroi pas moshës 40-vjeçare, ndër të tjera drama në vargje, tregime, romane. Arritjet më të mira i pati në vjershat e shkurtra, baladat e lirikat, sidomos në peizazhet e Gjermanisë së Poshtme. Dallohet për bukurinë e shprehjes e të detajit dhe për thyerjen e konvencioneve klasike të vjershërimit.

*LOGAU, Fridrih* (1604-1655)

Ka botuar vetëm epigrame prej një ose dy kupletash aleksandrine. Përmbledhja e parë (1638) kishte 200 epigrame, e dyta (1653) 3000. Një pjesë e madhe e tyre janë kritika sociale e politike për shoqërinë e atëhershme. I harruar për një kohë të gjatë, Logau u rizbulua nga Lesingu, me botimin e vitit 1759.

*MATISON, Fridrih* (1761-1831)

Poet romantik, me prirje sentimentale. Vjershat e tij, në metër klasik, shquhen për elegancën e shprehjes. Bethoveni ka muzikuar poezitë «Adelajde», «Këngë therorie» dhe «Kujtim».

*MYLER, Vilhelm* (1794-1831)

Poet romantik, filolog, përkthyes nga letërsia angleze dhe greke. «Këngët e grekëve» (1821-4) janë frymëzuar nga lufta e popullit grek për pavarësi. Prej tyre u mbiquajt në kohë të tij «Greku-Myler.»

*MYNHAUZEN, Bërris* (1874-1945)

Ka shkruar kryesisht balada legjendare, historike e bashkëkohëse, në vargje të rregullta ritmike. Në librin «Balada mjeshtërore» parashtron një teori të baladës.

*NOSAK, Hans Erih* (1901 —)

Shkrimtar antifashist e demokrat, i persekutuar nga nazistët Gjatë bombardimit të Hamburgut, më 1943, iu dogjën të gjitha dorëshkrimet. Fatkeqësitë dhe imazhet e zymta të luftës përbëjnë lëndën e tregimeve e romaneve pas 1945-s, sidomos të librave «Intervistë me vdekjen» dhe «Fundosja». Ka botuar edhe një vëllim me poezi (1947).

*PFAU, Ludvig* (1821-1894)

Gazetar, poet i revolucionit të 1848-s, ku ishte pjesëmarrës. Pas tij, deri më 1865, mërgoi në Zvicër e në Francë. Përktheu poezi popullore bretonase.

*RILKE, Rajner Maria* (1875-1926).

Lindi në Pragë, kreu disa vjet të shkollës tregtare në Linc të Austrisë dhe, si filloi të shkruajë poezi, ka ndenjur në vende të ndryshme si Zvicër, Rusi, Francë, Dalmaci etj. Rilke është nga poetët më të njohur të fillimit të shekullit. Poezia e tij është «e brendshme», shpesh e izoluar, ajo kërkon të transmetojë dridhjet më të holla të shpirtit. Poetin e tërheqin më tepër thellësia e ndjenjës dhe përsosja e artit, sesa temat e rëndësishme shoqërore. Me gjithë tingëllimin e paktë social, Rilkja, me bukurinë e shprehjes dhe imazhet e gjalla, zë vend të veçantë dhe ka ushtruar ndikim në poezinë e gjysmës së parë të shekullit.

*RODA — RODA* (pseudonim i Shandor Rozenfeldit, 1872-1945)

Humorist i njohur austriak, autor tregimesh, romanesh etj. Është e përmendur komedia «Kodra e strategëve», ku autori tallet me kastën e zvetënuar të oficerëve austro-hungarezë.

*SHAMISO, Adelbert* (1781-1838)

Poet romantik, me origjinë frënge; botanist. Pati mjaft sukses, në kohën kur u botua, novela autobiografike «Historia e çuditshme e Peter Shlemilsit» (1814). Ka shkruar kryesisht lirika e balada.

*SHILER, Fridrih* (1759-1805)

Së bashku me Gëten përfaqësuesi më i shquar i letërsisë klasike gjermane. Jetoi në Shtutgart, Manhajm, Lajpcig dhe u vendos

përfundimisht në Vajmar (1787), ku lidhi miqësinë e begatë me Gëten. Pas dramës gjeniale «Cubat», shkruar në moshën 21-vjeçare, Shileri krijoi kryeveprat e tjera dramatike «Intrigë e dashuri», «Don Karlosi», «Valenshtajni», «Maria Stjuart», «Virgjëresha e Orleanit», «Vilhelm Teli», një pjesë e të cilave janë në vargje. Dramat e Shilerit i shquan mendimi i thellë humanist, revolta ndaj absolutizmit dhe etja për liri, patosi i ngritur (herë-herë retorik), forca dhe bukuria e fjalës.

Një vend të rëndësishëm në veprën e Shilerit zënë studimet e tij estetike e historike («Rreth edukimit estetik të njeriut», «Rreth poezisë naive dhe sentimentale», «Mbi të madhërishmen», «Historia e luftës tridhjetëvjeçare» etj.)

Shileri shkroi së pari poezi, patetike e erotike, në vëllimin «Antologji për vitin 1782». Më pas (1785 — 9) ai do t'i rikthehet poezisë, me balada e himne («Gëzimit», «Artistët», «Zotat e Greqisë» etj.) Kjo periudhë e dytë karakterizohet nga humanizmi luftarak, urrejtja ndaj tiranisë feudale dhe idealizimi i antikitetit grek. Rreth vitit 1797 Gëtja dhe Shileri, me distiket satirike të përmbledhjes «Ksenien», i shpallin luftë mediokritetit letrar të kohës. Po në këtë vit Shileri krijon baladat e tij më të njohura «Zhytësi», «Doreza», «Unaza e Polikratit», «Kojrillat e Ibikut».

*SHMID, Viland* (1929 —)

Prozator, kritik e poet lirik austriak. Poezia e këtij vëllimi është marrë nga antologjia «Poezi kundër luftës», Mynih 1961.

*SHNAK, Fridrih* (1888-1973)

Natyralist, romancier e poet. Ka shkruar disa vepra popullarizuese për bimët e kafshët. Edhe veprën e tij letrare e përshkon afërsia me natyrën. Poezitë e plota janë mbledhur në tetë vëllime (1950-54).

*SHTORM, Teodor* (1817-1888)

Poet e prozator i shquar. Autor i rreth 50 novelave[1]), që qën-

---

1) «Novelle» është quajtur në letërsinë gjermane gjinia letrare që e mori modelin e parë nga «Dekameroni» i Bokaçios e u zhvillua nga Klajsti, Gëtja, Tiku, Hejzja, sidomos nga Shtormi.

drojnë mes romantikës së vonë popullore dhe realizmit kritik. Shtormi përpunoi edhe një teori të novelës (të cilën e sheh në shumë elemente të ngjashme me dramën, sidomos për konfliktin). Novelat e tij trajtojnë kryesisht marrëdhënie të provincës — Shlesvig-Holshtajn —, tema të dashurisë e të vdekjes, kundërshtimin ndaj reaksionit prusian.

Poezia e Shtormit arriti nivele të larta me lirizmin e saj, ndjeshmërinë e hollë, ëmbëlsinë e vargut. Poezi si «Mbyllmi të dy sytë», «Bilbili», «Ngushëllim», «Këngë e tetorit», «Qyteti», «Mbi djerrinë» etj. janë ndër perlat e lirikës gjermane.

*TIK, Ludvig* (1773-1853)

Përfaqësues i romantizmit, drejtues e nxitës i shkollës së hershme romantike. Shkroi deri më 1806 — 7 shumë drama, tregime, lirika, përpunoi përralla popullore etj. Janë të famshme dramat-përralla të tij «Kalorësi mjekërblu» dhe «Maçoku me çizme». Vepra e plotë përmbledh 28 vëllime, nga të cilat jo shumë i kanë rezistuar kohës.

*TOLER, Ernst* (1893-1939)

Poet e dramaturg. Ishte ushtar gjatë luftës botërore, pastaj mori pjesë në revolucionin bavarez (1919). U dënua me pesë vjet burg. Këtu shkroi vëllimin «Poezi të të burgosurit» dhe disa drama («Dita e proletariatit», «Rekuiem për vëllezërit e vrarë» etj.). Ngjalli reaksion sidomos drama «Xhelati gjerman». Vepra e Tolerit përshkohet nga humanizmi dhe fryma antimilitariste. Vrau veten në mërgim.

*TRAUN, Julius fon der* (pseudonim i Aleksandër Shindlerit 1818--1885) Poet austriak.

*TUHOLSKI, Kurt* (1890-1935)

Publicist i shquar, satirik e poet. Shumë nga satirat e tij janë shkruar në formën e shansoneve të kabaresë. Ka bashkëpunuar në vëllimin «Sinjale të kuqe» (1931), ku u botuan shkrimtarë revolucionarë të kohës. Kundërshtar i vendosur i regjimit, mërgoi që shpejt nga Gjermania. Hitlerianët ia dogjën veprat publikisht më 1933. I dëshpëruar nga suksesi i përkohshëm i nazizmit, vrau veten.

Origjinali i poezisë së këtij vëllimi është në të folmen e Berlinit.

*TYMEL, August* (1737-1817)

Romancier satirik i periudhës së iluminizmit gjerman. U bë i njohur me romanin në vargje «Vilhelmina» (1764). Vepra kryesore, në dhjetë vëllime, është «Udhëtim në provincat jugore të Francës», që u shkrua nën ndikimin e romancierit anglez L. Stern dhe ngjarjeve të Revolucionit Francez.

*ULAND, Ludvig* (1787-1862)

Poet e filolog i shquar. Shkroi në rini balada dhe vjersha romantike, me frymë të ndjeshme popullore. Është poeti kryesor i shkollës shvabe të romantizmit. Krijimet e tij më të mira janë botuar në vëllimin «Poezi» (1815). Më pas u mor me studime për mesjetën. Njihet si një nga themeluesit e filologjisë gjermane («Mbi këngët e vjetra popullore të Gjermanisë së Sipërme e të Poshtme», 1844-5 etj.).

*UNGER, Hajnc Rudolf* (1938 —)

Shkrimtar austriak. Autor poezish, dramash e radiodramash. Vëllime poetike: «Në qytetin e barbarëve» (1971), «Venceremos» (1974), «Pasion proletarësh» (1976) etj.

*VAJNERT, Erih* (1890-1953)

Poet, gazetar, militant komunist. Shkrimtar me tendencë të theksuar politike, një nga aktivistët më të dalluar në rrethet e majta letrare para vendosjes së diktaturës naziste. Më 1933 emigroi. Mori pjesë në luftën e Spanjës. Poezia e tij e periudhës së parë është kryesisht satirike, më vonë ka karakterin e thirrjes, kërcënuese e optimiste, sipas ngjarjeve të mëdha që jetoi. Ka përkthyer gjithashtu mjaft poetë revolucionarë.

*VALDEK, Hajnrih Zuso* (1873-1943), shkrimtar austriak

*VERT, Georg* (1822-1856)

Shkrimtar proletar. Mik i Marksit e i Engelsit, punoi si redaktor në «Gazetën e re renane», që drejtonte Marksi. Poezitë e tij u afrohen këngëve e marsheve, ato shprehin gjendjen e mjeruar dhe revoltën e proletariatit. Shkroi gjithashtu skica e novela satirike. Engelsi e ka quajtur «shkrimtari i parë e më i rëndësishëm i proletariatit gjerman».

*VOLF, Fridrih* (1888-1953)

Militant komunist, qysh në ngjarjet revolucionare të viteve 1918-19. Dramaturg e prozator. Në veprat e para ka ndikime të ekspresionizmit, më pas shkroi në metodën e realizmit socialist.

*ZAJDL, Johan* (1804-1875)

Poet austriak. Veç vjershave në gjuhë letrare (vëllimi Bifolie», 1836) ka botuar poezi në dialektin e Austrisë së Poshtme.

PËRMBAJTJA

